Mehmet Bislimi

( I )

# ANEKDOTA POPULLORE DHE SATIRA AUTORIALE

**( ribotim )**

Mëmëdheu 2002

Shtëpia Botuese
**“Mëmëdheu”**
SG – Zvicër
( ribotim )

Redaktor
**Bedri Halimi**

Design & Layout
**Adnan Asllani**



E vërteta duhet të thuhet me guxim, qoftë edhe përmes humori, pavarësisht nëse u pëlqen të tjerëve!
- Këtë libër me përkushtim për të gjithë shokët e burgut.

**Autori**

## PARATHËNIE

### Interpretim i realitetit përmes meseleve

Bisedat metaforike, karakteristikë e disa shteteve të Ballkanit në të kaluarën, janë ende prezentë edhe nder shqiptarët, madje dominuese në disa pjesë të Kosovës. Bartja e mesazheve të caktuara përmes „meseleve“ ka qenë kryesisht objekt hulumtimi i etnologëve dhe mbledhësve të shumtë të folklorit ndër ne.

Mehmet Bislimi i ofron lexuesit shqiptar interpretimin aktual të realitetit tonë shoqëror nga ky këndvështrim.

Duke shkoqitur sjelljet e karaktereve të ndryshme në situata të ngjashme dhe karakteret e ngjashme në situata të ndryshme, filozofia kritike që përshkon veprën e autorit kalon caqet e një humori, që do të kishte për qëllim vetëm të argëtoi lexuesin.

„Humori“ i autorit shprehë revoltën e tij me karakteret njerëzore që janë të gatshëm „si lepuri ta shesin lëkurën për një lakër“; shprehë mllef ndaj karaktereve që në përpjekjet e tyre

për t'u identifikuar me bartësit e vlerave të caktuara, trillojnë relacione sa që të bëjnë të thuash se „unë nuk e paskam njohur" bartësin e vlerave; i vë në lojë karakteret që dëshirojnë të „përbirojnë gardhin me zgjedhë në qafë"; shprehë neveri ndaj insistimeve të karaktereve të caktuara që synojnë të imponohen në fusha të caktuara ku nuk e kanë zanatin e vet dhe me veprimet e veta, si thotë autori, që duke dashur të behën këngëtarë „të hallakatin mendsh".

**Bardhyl Mahmuti – politolog**

**Ma lan besa**

Na thuaj or burrë pashë sytë e ballit, pse ia le vetit këtë emër e po i ngucë njerëzit bukur shumë?
Ngucakeqi: Së pari emrin ma lan të tjerët e nuk ia lash vetit; së dyti, unë i nguci njerëzit me qëllim të mirë, por ata nuk e kuptojnë se miku i mirë që ta kujton të keqen, ta kujton që të mos e përsëritësh më, prandaj... Mirëpo njerëzit tanë duan se duan e bëjnë të veten dhe po t'i thuash se këtë punë e ke bërë keq, ai pa e menduar mirë të thotë: ik or Ngucakeq!…

**Kurrë nuk ma kthen fjalën**

Kryetari i një fondi humanitar po e lavdëronte shumë nënkryetarin e vet, duke e cilësuar atë si burrë të mirë e punëtor. Që gjashtë muaj e kam nënkryetar, dhe kurrë nuk ma ka kthyer fjalën mbrapsht- po thoshte ai!
- Vërtetë ta kam lakmi,- ia priti bashkëbiseduesi, por nuk e kam të çartë pse atëherë e shkarkuat nënkryetarin tuaj nga ky post?
- Sepse që nga zgjedhja e tij si nënkryetar, ai vetëm një herë ishte në zyrë, pra ishte vetëm atë ditë kur edhe u emërua në atë post!

**Si paske mundur t'i numërosh**

Në një ndejë dimri tek po bisedonin disa veta, befas u dëgjuan të lehura të ashpra qensh? Pasi pushuan së lehuri qentë, priti e foli njëri nga të pranishmit: Burra, më besoni para dy ditësh, në mëngjes herët, sa nuk më kanë bërë copë e grimë tre qenë përnjëherësh!
Le he burrë, - priti e foli një Deliu nga Gjilani: - ty tre ore, po mua që besa para një jave sa nuk më kanë shqye nja 25 qenë!...
- Nuk po habitem si paske shpëtuar, - ia priti tjetri, - sa po habitem se si paske mundur t'i numërosh aq saktë në gjithë atë rrëmujë!...

**Ku e ka birën?**

Dy shokë nga rrethi i Gjakovës, bëjnë plan që një ditë t'ia vjedhin njërit një koshere me bletë. Në një natë deri sa po binte një shi i imët, ata i ofrohen shtëpisë së të zotit të bletës. Njëri ndalet për të bërë roje te dera e oborrit, kurse tjetri shkon për të parë nëse ka fjetur i zoti i shtëpisë? Ky, derisa po qëndronte afër dritares, dëgjon të zotin e shtëpisë tek po vente bast me të shoqen e vet për një çështje. Pra ai që do ta humbiste bastin, do ta mbante shoqin në shpinë, dhe atë nga oda deri tek dhoma e fjetjes! E shoqja e të zotit të shtëpisë e fitoi bastin, vuri një mbulesë të bardhë mbi kokë, fiku llambën, i hipi të shoqit në shpinë dhe dolën në oborr. Shoku që po bënte roje tek dera e oborrit, kur e pa se diçka bardh po lëvizte nëpër oborr, mendoi se shoku i tij po vjen me bletë të mbështjell më mbulesë të bardhë, ky menjëherë vrapoi që ta ndihmonte atë. Kur i ofrohet në errësirë nga mbrapa, ia futë duart mbulesës së bardhë, dhe e pyet se ku e ka birën ( duke aluduar për birën e kosheres së

bletëve). Në atë moment gruaja alarmohet nga frika, kurse i shoqi i hutuar nga pyetja që e dëgjoi, nxori revolen dhe ia kthen: - Po të kujë birë lyp ti he n...!

**Nuk është takuar kurrë me ariun**

Një bari që rregullisht i kalonte delet në bjeshkë për të veruar, kur dilte në bjeshkë ai me vete merrte edhe qenin e tij, të cilin e lavdëronte shumë para të tjerëve se ishte hetues dhe nuk guxonin as ujqit të ndiheshin të gjallë aty pari!
Një ditë prej ditësh, mu ai qeni i tij trimosh kishte fshi vrapin dhe po ulërinte nga frika! Sa nuk ju fut të zotit të vet nën gunë e nuk i hiqej dot. – Ç'ka i gjori? - po e pyet si me shpoti bariu tjetër qe ishte aty pranë.
Nuk e di besa - ia ktheu ky. Pas pak ata po shohin një ari në përrua… - Aaaa, që besa nuk paska faj, nuk i ka rastisur të gjorit kurrë më parë që të takohet në ari, prandaj…

**Eh, sikur t'i kishte pasur katra**

Shkon njëri mysafir te një mik i veti. Pas ca kohe shtrohet darka, për darkë kishte rastisur një pulë e pjekur me një gjellë të shijshme. I zoti i shtëpisë ia ndau një këmbë të pulës mysafirit dhe nga një pjesë tjetër mishi, meshkujve të vet. Mysafiri e përlau këmbën. I zoti i shtëpisë ia dha edhe pjesën e vet - këmbën tjetër të pulës. Mysafiri e përlau edhe atë dhe po shikon a ka më. Dikur i zoti i shtëpisë po i thotë: - Lum miku pula veç dy këmbë i ka!…
- Eh, sikur t'i kishte pasur katra, - ia priti mysafiri!

**Lepuri i rrafshit**

Takohet një ditë lepuri i rrafshit me atë të malit: - He, si je? - po e pyet lepuri i malit atë të rrafshit.
Mirë besa, jetojmë në mes lakrash, nuk kemi nevojë as për vrap as nuk merakosemi për strehim, as lëvizim nga kopshti fare, pra për shtatë palë qejfe! Do vish edhe ti me mua që ta provosh? - i tha ai lepurit tjetër. Do të vij- ia ktheu lepuri i malit.
Kur ranë në rrafsh u futën në lakra. Lepuri i malit po i dëgjon zagarët duke lehur, aty afër njerëzit po bisedonin, fëmijët po loznin... Ky u tremb dhe po i thotë lepurit të rrafshit: - Unë dola malit miku im, nuk e kam ndërmend qe ta shes lëkurën time për një lakër, e ti mbase je mësuar që të jetosh kaq pranë e pranë me armiqtë!

**S'ka gajle djalë**

Një djalosh flokëgjatë, me syza të errëta mbi hundë, me nja dy-tre zinxhirë rreth qafe e përplot cingla- mingla tjerë, u fut në autobus me një krekosje prej gjeli. Ai duke ecur ashtu rëndë e rëndë e shkeli keq me takën e këpucës një plak.
- Oh, bëri plaku i gjorë nga dhembja.
Djaloshi, deshi që të shfajësohet duke i kërkuar falje plakut: - më falë axhë, e bëra pa qëllim! Plaku po ashtu, duke dashur që të mos e fajësoj djaloshin i tha: - S'ka gajle djalë, unë jam mësuar me më shkelur gjëja!…(Plaku i gjorë tërë jetën ishte kujdesur për bagëtinë e tij, prandaj ato jo pak herë e kishin shkelur e dërmuar...)

**Ti sonte unë nesër!**

Do të vij sonte tek ti, - po i thotë një djalë i ri fqinjit të vet që ishte shumë më i vjetër se ai. Në fakt fqinji i tij, kishte një vajzë të bukur dhe këtij çunit ia kishte enda. Eja se që besa qejfin

ma bënë, - ia ktheu fqinji këtij çunit i cili e kishte nënën vejushë. Pra ti sonte te unë e unë nesër te ti, se të dua shumë, dhe të kam fqinjë të mirë…

Djaloshi duke e kuptuar se ku e ka hallin fqinji i tij, po i thotë: - A di çka fqinji im? , as mos eja te unë, as nuk po vij unë te ti fare!

**Besa unë nuk e paskam njohur!**

Në një tubim përkujtimor për dëshmorin e kombit, Afrim Zhitia, filluan të flasin disa vet, dhe secili që fliste i dilte shok i afërt e bashkëveprimtar i pandashëm Afrimit!

- Fole edhe ti një fjalë Ngucakeq, -po i thonë disa të pranishëm, nga se ti së bashkë me Afrimin e me Fadil Vatën keni qenë se bashku në një dhomë burgu, keni qenë shokë, dhe keni vepruar se bashku, prandaj...

- Qe besa mor burrë, - ia ktheu Ngucakeqi, unë Afrimin e kam njohur, por shumë prej këtyre që po flasin sot për të - nuk i paskam parë e njohur kurrë! Pra, po më duket se diçka nuk është në rregull: Ja nuk e paskam njohur unë, ja nuk e kanë njohur këta!…

**Dera e hekurit…**

Për shkak të demonstratave të fuqishme të vitit 1981, pushtuesi Serb burgosi shumë të rijnë në Kosovë. Një Fehmiu i Llapit që ishte i dënuar për këto demonstrata, jo edhe aq i rehatshëm,   bënte probleme të shpeshta me shokë. Ndërkohë që gardianët e burgut ishin të detyruar t'ia ndërronin dhomën shpesh. Atij par i kishte rënë që të takohej me shumë veta në dhomat e burgut. Kur e mbaroi dënimin ai takohej me shokë dhe i prezantonte: -Ja, këtë e kam pasur shok dhome në burg, këtë e këtë etj…!

- Qe besa, ( ia priti njëri që kishte hequr të zitë e ullirit me te): Ne bashkë në një dhomë të burgut kemi qenë, sepse dara e hekurit e mbrapa mbyllë me dry e s'kisha nga të shkojë-përndryshe, ti shok me mua kurrë jo!

**Do të vij te ti**

U takuan dy të njohshëm, të cilët edhe nuk duheshin aq shumë: - Eh, sa mirë që u takuam, po i thotë Ramushi atij. E kam ndërmend që të vij te ti e të rrijë një javë. E di që ti je mikpritës dhe kam besim se as çehrja nuk ka me të luajt.

-Besa çehrja nuk ka për të më luajtur, veç zemra ime ka me më pëlcitur për një javë sa po doje me ndenjur ti tek unë – ia ktheu ai!

**Kam frikë**

Një Xhafer Murtezi nga Skenderaj, kishte pasur shumë qurana (gjela deti), por nuk ia priste asnjë askujt. Një ditë e takon një Muharrem Dergutin e Rezallës në Skenderaj, dhe pasi përshëndetët me te, po i thotë: - Për besë po del një natë tek unë Muharrem e po të bëjmë pikën  e qejfit deri në mëngjes së bashku, merr edhe kë të duash me vete e eja.

Qe besa kisha me ardhur me gjithë qejf mor Xhafer, por nuk po guxoi prej atyre quranave tuaj, ngase ata veç kur t'na hanë një ditë aty të lama!

**Ende s'ma ka bë punën me vra!**

Ditë tregu, një djalë i ri ishte ngatërruar me një milic të Serbisë. Milici Serb kishte filluar  ta godiste me shpulla djaloshin e ky nuk po rezistonte fare. Një shok i tij tek po kalonte aty pari, duke e parë atë skenë jo të këndshme, po i thotë shokut të vet: O nxirre atë virane prej brezi e shkrepja se të sakatoi, çka po pret ma…

-Jo, jo, ia ktheu ai - ende nuk ma ka bë punën për me e vra se qe besa nuk e kisha lëshua të gjallë prej këtu!

**Mua nuk po më duket keq!**

Shkon një i Drenicës në konak të Sali Bajrami në Rekë të keqe të Gjakovës. Aty u mblodhën mbi 30 burra të Rekës së keqe, për ta takuar drenicasin. Ishte shtruar meze dhe rakia derdhje lum. Krisi muhabeti deri në mëngjes, mirëpo drenicasi nuk po i dinte rregullat e vendit? Aty më shpesh ngrihej dollia e nga pak merrej edhe mezeja. Atë edhe e kishte kapur pak uria e pak nuk e dinte se si shkonte rregulli i rakisë, kështu që drenicasi ia krisi mishit të pjekur për shtatë palë qejfe. Një i moshuar që e thërrisnin bacalok po i thotë drenicasit ngadalë: Drenicë, merre vetën me të mirë e turru pak më shumë nga rakia se e sakatove mishin e pjekur…

Të faleminderit- ia ktheu Drenicasi, mua mirë po më duket edhe kështu, unë po i turrem mishit sipas zakonit tim e ju krisjani rakisë sipas zakonit tuaj, kështu që nuk po dalim sojit as njëra palë!…

**Është dashur me e nxehur pak**

Një burrëzi ishte bërë merak shumë pas një gruaje të huaj, dhe për ditë e më shumë gjente shkas për t'ju vardisej asaj. Ajo edhe e humbi durimin një ditë dhe i ra shpullë këtij burrëziut mu në surrat, duke e shtyrë e pështyrë! Ky, tek po i ankohet një shoku të vet se nuk po mundet që ta bëjë atë gruan për vete, ai po i thotë: po ti nxehe pak he burrë!

- Qe besa e kam nxehur sa ty nuk ta merr mendja. Sa më ka ra shpullë turinjve sytë xixa me kanë nxjerr, të nxehur se jo mahi- ia ktheu ai…

**Pse nuk po martohesh?**

Kishte kohë që dy shokë shkolle nuk ishin parë, një ditë rastësisht u takuan dhe në bisedë e sipër njëri po e pyet tjetrin për gruan, fëmijët e për familjen në përgjithësi. Jo- ia ktheu ai, unë ende nuk jam martuar!

- Si nuk je martuar ende ti? - po e pyet ky, shokun e vet me habi.

- Po shiko, - ia ktheu ai, - unë po kërkoi për grua një vajzë të virgjër, të urtë, simpatike, me fakultet të mbaruar, të ketë makinë, shtëpi, pasuri, të jetë e vetme në familje etj…ja pra këto janë shkaqet që unë ende nuk jam martuar, dhe jam ende në kërkim të një fati të tillë!…

- Qe besa me e gjetur një vajzë të tillë edhe unë isha martuar menjëherë, ani pse i kam katër fëmijë edhe gruan mor shoku im - ia ktheu ky me habi...

**Sa t'i shkarkoi këta gomarë!**

Një mahitari të Rezallës (Drenicë), ia kishin mësy nja 6 - 7 burra të lagjes, për t'ia pirë një kupë çaji dhe për t'ia humbur ditën qëllimisht, ani pse ishte ditë dimri, ky në fakt nuk ua kishte dëshirën aspak atyre mysafirëve.

- Duam me ardhur tek ti e me ta pi një kupë çaj, - po i thonë ata.

- Po ju mund të vini, por mua nuk më ka qëlluar as çaj e as sheqer,- ua ktheu ky.

- Ja shitorja dhe i blejmë ne vetë, - ia kthyen ata.

- Po nuk kam as edhe një dru në oborrin tim, - or burra.

- Edhe ato i sigurojmë ne, - ia kthyen ata dhe ia mësyn një gardhi që ishte matanë rruge. Këtij nuk i mbeti më rrugë tjetër, ua hapi derën dhe po i thërret të shoqes: Oj ti grua, na e ve kupën e çajit gjer sa t'i shkarkoi unë këta gomar që janë ngarkuar me dru!

**I mora dy qe!**

Një fshatarë që kishte dalë në treg, ndërkohë takohet me dy miq të vjetër që kishin vendosur t'i shkonin në konak. Më tepër për dhunë ia punoni këtë se sa për dëshirën që kishin pasur!

- Ani ore, mirë se të vini -ua ktheu ky. Shkuan në konak, dhe pasi që kishin ngrënë darkën, zunë e po bisedojnë duke i hedhur njëri - tjetrit romuze: A bleve gjë në treg po e pyet i zoti shtëpisë vëllanë e vet?
- Po besa, i bleva dy qe, - ia ktheu ai (duke aluduar në dy mysafirët që i shkuan për dhunë)...
- A ishin hiq të majm? - po e pyet prapë i zoti shtëpisë.
- Besa, njëri nom e tjetri ish pak më i lodhur…

Njëri nga mysafirët duke e kuptuar hilen po ia kthen të zotit të shtëpisë:
- besa mirë shumë! Atë të majmin e preni për pastërma, kurse atë të lodhurin e lini deri në pranverë ai kthen e bëhet tamam për t'ua ethur lopët!
- Jo, besa - ia priti i zoti i shtëpisë, ne i tredhim menjëherë se tërheqtë i kemi tanët!

**E kishte një dhëmbë të dukatit**

Qazim Kabashi si zot shtëpie që ishte, ia jap të vëllait Veselit, një lopë për ta nxjerr në pazar, duke ia caktuar edhe çmimin se sa kishte për ta shitur.

Veseli e merr lopën, shkoi në Vushtrri, dhe e shiti me të hyrë në treg! Në mbrëmje i vëllai po e pyet atë sa e kishte shitur lopën? Sa më ke thënë qe besa- ia ktheu Veseli!

- Eeee, hallall të qoftë- ia ktheu i vëllai, duke ia kërkuar paratë ngadalë.
- E kam shitur veresi mor vëllai im- ia ktheu ai! Qaza s'kishte ç'të bënte, dhe po e pyet për sa kohë duhet pritur pra?
- Nja dy javë, - ia ktheu Veseli.
- Eh, shumë mirë, nuk qenka edhe aq vade e gjatë- ia ktheu ai.
- Po kujt ia shite, kush ishte ai qe e bleu, a kah ishte a? - po e pyet ky prapë të vëllanë?

Veseli u ndal e po mendohet, ai kishte harruar fare ta pyeste blerësin e lopës se nga ishte e kush ishte!? Filluan e po e mbulojnë djerset Vesel agën e po i thotë të vëllait:
- Qe besa as nuk e kam pyetur kush është e as nga është veç e di se kishte një dhembë të dukatit!

**Mos u mërzit**

Një burrë plak i mbetur, që tërë jetën e vet ishte marrë me spiunllëk! Si para luftës së dytë botërore ashtu edhe pas saj e deri në ditët e luftës së UÇK-së. Tanimë ishte ca i matufosur dhe mplak e mbaru fare e nuk po ia varte kush nga këta të pushtetit të UNMIK-ut. Edhe më keq, ai as nuk po e kuptonte as një nga këto gjuhë e UNMIK-ut!. Një ditë po e ndalë një djalë të ri e po i thotë: - ndalu mor djalë, dhe më trego se çka o kah bohet se nuk po marr gjë vesh?!
- Mixhë, hiç merak mos mbaj; secili pushtet i huaj që ka ardhur këtu- ti spiunllëkun e ke pasur zanat, prandaj prapë të ka marr "ajuam" për ty, dhe për spiunët e tjerë- prapë erdhi dita!
- Po nuk po i di këto gjuhë të shkreta- po i thotë plaku. Mos mbaj dert- po i thotë ai djaloshi, se i kanë përkthyesit këta, mjafton të spiunosh diçka!

**Që besa nuk është dro**

Një djali të ri që e kishte veten bukur në qejf, doli një ditë në pazar, ku i ndodhi të ishte i pranishëm në vendin e ngjarjes, në momentin kur një milic i Serbisë po e rrihte kot e kot një qytetar shqiptar mu në mes të pazarit!

Ky duke e parë rastin në fakt e kishte përjetuar bukur rëndë, sa ishte kthyer në shtëpi tërë mllef e urrejtje, po i thotë babës së vet: - pashë besën babë, çka më thua ti me bë puna me ndodhë e me i ra unë ndonjë milici të Serbisë mu në mes të pazarit?

- Qe besa mor biri im, nuk është aspak dro që i bien ti kujt, se ata që i bien milicit nuk e vesin as babën e as nënën e vet e besa nuk kthehen as prej pazarit fare në shtëpi, po dalin malit menjëherë!...

**Sali Bajrami**

Sali Bajrami kishte qenë shahir i madh, tek po shkonte në një dasmë afër një balte bie nga kali dhe zhytet e bëhet pis. Mirëpo, ai duhej pa tjetër që të shkonte në dasmë ngase kishte për të kënduar aty, prandaj detyrimisht vazhdoi rrugën. Tek po shkonte rrugës, po e vëren një grua që po lante rroba të një pus. Ky edhe po i „afletë atit të vet", duke i thënë: Ngadalë biro se po e gjuan babën matanë gardhit e po ia zhytë prapë tirqit...

I shoqi i asaj gruas që po i pastronte rrobat, kishte qenë ulur pas gardhit u ngrit ngadalë e po i thotë Saliut: - Qe besa nëse të gjuan ati këtej gardhi, t'i ke zhytur edhe t'lintat!...

**Me dashtë e shqyej**

Rexhë Ilazi, këngëtar e hokatar nga Kopiliqi i Drenicës, këndonte nëpër dasma këngë trimërie si për Azem Bejtën, Qorr Ilazin, Bec Sinanin etj. Në mbyllje të dasmës Rexha shpesh e këndonte edhe këngën: "Marshll Tita në kali të bardhë", në mënyrë që ta kishte si mbulesë nëse ndonjë spiun e denonconte të pushteti i atëhershëm.

Një ditë e thërrasin Rexhën në stacion të milicisë, dhe i thonë: - Rexhë, ti po i këndon disa këngë jo të mira nëpër dasma. Për këtë Rexhë duhet me pagua tatimin! Rexha u habit fare e po u thotë se si ka mundësi me pagua njeriu tatim për gojën e vet?! Unë me dashtë nuk këndoi fare, ose nuk flas, apo ia fus gishtat dhe e shqyej gojën deri të veshtë...

Njeri nga inspektoret e UDB-së, duke e humbur durimin po i thotë: - Rexhë, ti po ha mut e po këndon nëpër dasma këngë për Azem e Shote Galicën, Qorr Ilazi, Bec Sinanin etj. Pra, po këndon këngët për kaçakët që kanë luftuar kundër Serbisë!

Ngadalë, - i tha Rexha inspektorit me të butë, se në çdo mbarim të dasmave po e ha edhe nga një mut të madh duke kënduar edhe këngën e Marshall Titës. Këtë sikur po e harroni ju zoti inspektor, - deshi të arsyetohej Rexha, por krisi dajaku...

**Si në t'hallakatën!**

Rifat Dragaj i Drenicës kishte filluar të këndonte me vëllezër e nipa të vet, ata dëshironin që të bëheshin këngëtarë. Një natë dimri, shkojnë të Fazli Demtë e Prekazit, që i kishin edhe si dajallarë nga babai, dhe pas darke e pyesin dajën e vet Halilin:

- Daja Halil, a t'ia marrim një kënge?
- Po mor nipash, pse jo- po u thotë Halili.

Dragajt ia morën një, dy, tri e dikur u bënë shumë këngë, por zëri nuk u bënte punë dhe këndonin si dhunshëm. Pasi që i mbaruan këngët po e pyesin dajën e tyre: - Hë dajë, si tu duk që po këndojmë?

- Mor nipash- po u thotë Halili: Me ymyt qe jeni mirë me mend e vini duke u ndrequr, se qe besa goxha si në të hallakatën mëndësh po më dukeni.

**O kush është trim!**

Në kohërat e më hershme s'kishte as radio, as televizor, as gazeta e gjëra të tjera të informimit siç janë sot, sidomos nëpër fshatra. Kështu që, netët e dimrit shumica e fshatarëve

i kalonin me këngë trimërie, me lojë kapuçash e më tregime të ndryshme për kreshnikët si ato për Mujon e Halilin.
Një pasdarke ta rroken këngën dy këngëtare në një odë të anës së Karadakut, dhe kur erdhën të një moment e ngritën zërin, duke thirrur disa herë: - Ooo kush është trim, ooo kush është trim, ooo kush është trim… kundër Serbisë, Oooo krye me qua?...
I zoti i shtëpisë u lodh dikur e po u thotë: - o qe besa këtu në katundin tonë nuk mbahet mend që ka pasur ndonjëherë asi trimash që kanë qua krye kundër Serbisë, po lëne atë këngë se iu iku zëri e mbaruat, he burra!

**Tamam pa pikë shkolle!**

Pas demonstratave të vitit 1981, veglat shërbyese të sistemit Titist, kërkuan që të mobilizojnë sa më shumë milicë shqiptarë të Kosovës, për të mbajtur rendin dhe për të shtypur shqiptarët që ishin ngritur kundër Serbisë!
Shkuan në një fshat për të mbajtur një mbledhje të LKJ-së, për t'i bindur fshatarët se këto demonstrata janë armiqësore etj. Pasi që mbaruan mbledhjen, Sinan Hasani- një Titist i përbetuar, po i thotë një plaku:
- A po na e jap djalin që ta veshim milic mixhë?
- Çka po ju duhet, - po e pyet plaku?
- Me e veshur milicë pra, -ia ktheu Sinani.
- Mos e ke gabim more burrë? Ky djali im nuk e ka as një ditë shkollë e nuk di as shkrim e këndim e lënë ma detyrat e një milici…
- Tama, asi pa pikë shkolle po na duhen tani, asi që nuk përzihen në politikë, por që të këpusin dajak mixhë, - ia ktheu Sinani…

**Dëgjoni se u mbetet merak?**

Një burrë i moshuar nga ana e Pejës e kishte pasur zakon të fliste shumë, por kurrë nuk thoshte gjë që ia vlente për ta mbajtur në mend. Në një dasmë ku kishte shumë të pranishëm, ai kishte dëshirë të fliste, por që nuk po ia varte kush veshin. Dikur e ngriti zërin e tha:
- Dëgjoni or burra se po dua me thanë diçka e mbasandaj të mos u mbetët merak që se keni dëgjuar edhe këtë mendim prej meje!
- Që besa ka mbi 40 vjet që të dëgjojmë e kurrë gjë me vlerë nuk na ke folur, nga ana tjetër, as edhe një herë kundër pushtuesi nuk e ke dhënë një mendim që ia vlen për ta mbajtur në mend- jo pse nuk ke dashur, por pse nuk ke pasur guxim,- ia priti tjetër.

**Që besa do të flas**

Hamëz Islami nga Klina e Skenderajt, kishte një të metë: Ai në odën e burrave, pra e qëllonte apo jo muhabetin, ngulte në të tijen, kështu që njerëzit ishin të detyruar që ta miratonin mendimin e tij, ose të ngatërroheshin me te! Thënë shkurt, ai shpesh herë e prishte muhabetin në për oda. Një ditë fqinji i tij Hajdini, po i thotë: - Hamëz, ti është mirë mos me folur më kurrë në odën e burrave, sepse sa herë po fletë, mut po e bënë- me nderë!...
Hamza u hidhërua ca, megjithatë u përmbajt për disa ditë. Mirëpo në një tubim ku kishte edhe njerëz partiak, Hamza sikur po gudulisej që ta merrte fjalën. Hajdini që ishte ulur për ballë tij po mundohet me gjeste t'i thotë mos fol Hamëz se e bënë punën mut.
Që besa, - tha Hamza, - o do të flas, o do pëlcas, se as unë ma mut nuk e bëjë se qeta që po flasin në emër të këtyre partive!

**Promovimi**

Pas kapitullimit të Partisë Komuniste të ish Jugosllavisë, erdhi pluralizmi politikë, edhe në Kosovë u formua LDK-ja. Shumica e shqiptarëve që kishin qenë anëtarë të LKJ-së u sistemuan, dhe u rehatuan menjëherë në LDK! Një drejtor i një shkolle, komunist i përbetuar jugosllav, u ngjit në binë ( tani më si demokrat ), e që kishte për qëllim të promovohej para masës së tubuar aty -me rastin e një manifestimi. Në momentin kur ai filloi të diskutonte, po i sheh milicinë e Serbisë që po vini drejt masës së tubuar!... Nga frika drejtor ziu e humbi fare, dhe pa dashur i shpëtuan fjalët: - haj medet, ja ku po vijnë, po ç'mu desh që hipa në binë?!...

**Ai 6 e unë nja 16!**

Ahmat Galica, plakur e matufosur , në kohën e vet nuk kishte bërë ndonjë nam, por tani që ishte plakur, filloi të krekosej nëpër oda e ndeje burrash se kishte qenë trim i rrallë në kohën e vet dhe thoshte:

I zumë një pritë xhandarmërisë se Serbisë unë edhe Azem Galica. Krisi pushka e u bë luftë e madhe. Azem Bejta kishte pas vra nja 6 xhandarë e unë kisha pas vra nja 16, mor burra!... Kështu thoshte mixha Ahmat, duke dashur që të ia kalonte edhe Azem Bejtës. Dallimi mes tyre ishte se: Azem Bejta kurrë nuk kishte pasur kohë që t'i numëronte armiqtë që kishte vrarë- ndërkaq mixha Ahmat po!

**Gjë s'me ka gjetur!**

Mursel Mehajn e kishin pas ftuar në një gjyq në rolin e dëshmitarit. Murseli e filloi dëshminë në favor të të dëmtuarit, por që kjo dëshmi gjykatës nuk po i shkonte për shtati. Gjykatësi po e ndërpretë Murselin, duke ia tërhequr vërejtjen se nuk po e thotë të vërtetën. Murseli ia priti me vendosmëri gjykatësit, duke i thënë se: Jeni ju zotëri gjykatës që nuk po e mbroni të vërtetën dhe po doni ta dënoni këtë fukara. Gjykatësi urdhëroi milicët që Murselin ta nxirrnin jashtë dhe ta "rregullonin" ca, ngase ai i kishte thënë gjykatësit po gënjen! Një grua plakë që kishte qëlluar në korridor të gjyqit kur e pa se ç'i punuan milicët Murselit, tha me zë: - Uh qyqe e mbyten krejt këtë të shkret!

Murseli i cili nuk ishte mësuar që të turpërohet u ngrit në këmbë dhe i tha plakës: - "Mursel Mehën gjë nuk e gjënë, dhe ta dinë bota mbarë se gjykatësi me krejt këtë hyqymet janë tradhtarë që po e gënjen këtë popull fukara !"

**Kujt i frikohesh më shumë**

Tek po bisedonin dy burra mes veti në vaktin e vet, dhe ashtu siç ishin të armatosur po i thotë njëri - tjetrit: - Pashë besën a nuk më thua, kujt i frikohesh më së shumti në këtë jetë?

- Pasha besën grave!, - ia ktheu tjetri.
- Pse grave?, - po e pyet ky krejt i habitur!

Sepse, gratë lërë se t'i heqin armët mor burrë, por t'i heqin edhe pantallonat e të lënë vetëm në të linta, e besa edhe të koritin e ta qesin faqen e zezë!...

Kjo edhe mund t'i ngjajë ndonjë burreci, por jo edhe burrave mor zotëri- ia ktheu tjetri!...

**Api le të hyjë!**

Në një fshat diku në rrethinën e Tetovës qenka zakon që për dasmë të piqet kungulli i Misurit, dhe pas zakonit i pari u dashka që ta kërkoi dhëndëri. Në një dasmë të tillë ( i vëllai i dhëndrit ) i paska pasur shumë merak Misurët, dhe e paska kërkuar Misurin para së të vijë dhëndëri. Kur erdhi dhëndëri që ta nisi Misurin i pari e vëren se dikush para tij e paska nisur, në revoltë e sipër po pyet me kërcenim se kush e ka kërkuar Misirin para tij?

- Api , po i thonë ata.

- ( Në atë krahinë, api e quanin vëllanë e madh), lë të hyj dhëndër api pra - tha ai i revoltuar në kulm!...
Njëri që ishte aty afër, po i thotë ngadalë të veshi: - lërë Misurin e hyn dhëndër, se do ia “thyesh” apit prapë, po ik e futu në dhomën e nuses…

**Sa për shtatë jam vet!**

**D**iku pas viteve të nëntëdhjeta, LDK- po i mbante zgjedhjet e veta partiake. Disa djema, po caktoni roje që të vëzhgojnë se mos milicia serbe mund të vinte. Duke dashur që t'i vërenin me kohë, dhe të kishin mundësi për të ikur. Muharrem Bregasi, që po hiqej i vendosur po u thotë atyre djemve: - mos u frikësoni, se sa për shtatë milicë jam vet!...
Sa kishin filluar zgjedhjet, njeri nga rojet erdhi me vrap e po u thotë: - Ikni, milicia Serbe! Mjaftoi kaq, dhe Muharremi e fshiu vrapin i pari duke mësyrë dritaren. Kur ra matanë, korniza e dritares së vogël e cila ishte pa xham i kishte mbetur në qafë e nuk po e zinte një vrimë e gardhit për të dalë matanë. U ndal e po u thotë shokëve: O hiqmani këtë zgjedhë prej qafe se nuk po u përbiruaka gardhi me zgjedhë në qafë!

**Distancohemi**

Në një mexhlis në pyll, ishin mbledhur shumë kafshë të egra dhe po bisedonin. Secila po lavdërohej për pasardhësit e vet dhe për sjelljet e tyre në përgjithësi. E mori fjalën fare në fund edhe majmuni i cili tha: - Ju kot mundoheni që të krenoheni me pasardhësit tuaj, mua nuk ma kalon njeri! Pa shikoni se ku ka mbërritur sot njeriu- pasardhësi im i drejtë për së drejtë!
Të gjitha kafshët u tmerruan dhe kërkuan që të distancoheshin nga majmuni duke i thënë:- Ata pasardhësit tuaj zotëri po e hanë shoqi - shoqin, po sikur na zunë ne, ç'do të na bëjnë?!

**Një ditë**

Një ditë, pula pasi që e kishte bërë një vezë, doli në oborr u shkund pakëz dhe kur e pa se askush nuk po e bënë dert punën e saj, ia nisi me të madh alarmit me: rro-ko-ko e rro-ko-ko, për një kohë bukur të gjatë. Një lopë që ishte aty pari, u mërzit dikur e po i thotë: - mbylle më të shkretën se na lodhe, për një ve aq të vogël gjithë atë alamet zhurme.
Pula, duke e ndier vetën ca të fyer, ia ktheu: Po moj zonja lopë, por unë e bëjë përditë e ti një herë në vit!

**Në cilën nuk ke pasur dëshirë ti?**

Po mbaheshin zgjidhjet në një nga degët e LDK-së për Skenderaj. Një aktivist i kësaj dege që kishte qenë shumë aktiv, pa dyshim edhe në partinë e më hershme të LKJ-së, pra i dhënë me shpirt e zemër pas partish e pushtetesh. Në ato zgjedhje, ai nuk kishte fituar duke rënë nga radhët e kryesisë së degës e mbetur pa post partiak.
Me një kujdes të theksuar duke dashur që mos ta lëndoi, një shoku i tij po e pyet: - A u mërzite shumë që nuk fitove në këto zgjedhje miku im?
- Po, besa, - ia ktheu ai, nuk di si te të them, në këtë parti kam pasur shumë merak!
- Ta shpjegoi unë, po i thotë bashkëbiseduesi: - nuk ka parti që nuk ke pasur merak ti, prandaj e ke të vështirë që të rrish jashtë tyre!...

**A po e njeh këtë**

Para shumë vitesh dy shokë të cilët ishin në shërbimin ushtarak, po i tregonin njëri - tjetrit disa fotografi. Njëri prej tyre e nxjerr një fotografi, ku kishte dalë hipur mbi një kalë të cilën ia dha shokut të vet që ta shoh, duke e pyetur me mburrje:

- A po e njeh këtë?
- Jo qe besa, kurrë nuk e paskam parë, unë edhe kështu nuk jam marrë me kuaj.
- Jo, jo, kalin ti nuk e njeh se ka qenë i një fqinji tim, por a po e njeh këtë që i ka hipur kalit?

**Azil të djemtë!**

Mixhës Hashim nga Prekazi iu kishin ndarë djemtë mes veti. Dy prej tyre dalin në Mitrovicë, një në Skenderaj e një tjetër në Prishtinë. Hashimi nuk u përcaktua se me cilin do të shkojë, por herë rrinte tek njeri e herë tek tjetri. Një ditë po e pyet një bashkëmoshatar i tij:

- Hashim, na thuaj mor vëlla se nuk po e di me cilin djalë shkove?
- Qe besa në dash me e ditur unë ende jam azilant pa letra! Herë të njëri e herë të tjetri, letra të përhershme nuk po më japin as njëri…

**Banë me këmbë e banë me dorë?**

Mixha Feriz, i cili po udhëtonte me nusen e djalit për në gjini të saj, rrugës duhej kaluar lumin Ibër nëpër një vig. Vigu ishte tepër i ngushtë dhe kishte rrezik për të kaluar matanë. Plaku kaloi disi, ndërkaq e reja rrëshqiti dhe ra në lum. Për të qenë e keqja më e madhe, as plaku dhe as e reja nuk dinin notin. Plaku i zënë ngushtë, duke mos ditur se ç'të bënte, po i thotë të resë: Oj nusja e djalit, mbylli sytë e mbylle gojën, e pastaj bënë me këmbë e bënë me dorë, se te mori lumi e u bëmë horë!

**Futi pak në ujë të valë!**

Ferizi i Hasanajve të Prekazit, qysh para 60 viteve e ca, kishte dalë në treg të Mitrovicës dhe për herë të parë po blinte fidanë speci për t'i mbjellë në kopshtin e tij. Ai dëshironte për të parë se ç'është puna e specave?! Nuk kishte as idenë se si t'i mbjelli, prandaj po e pyet një mik të vetin se si nxënë më shpejt fidanët e specit?

- Miku kishte qenë ca me humor dhe po i thotë Ferizit: - Sa të shkosh në shtëpi, merr një kazan me uji të valë dhe futi rrënjët e fidanëve të specit për pak minuta në uji të valë, pastaj futi drejt e në bahçe!...

**E me kanë i marrë unë**

Mixha Ukë nga Vërboci, i kishte blerë një palë opinga të reja. Një ditë prej ditësh e mori qerren me qe dhe shkoi në mal për të prerë dru. Me të hyrë në mal i zbathi opingat dhe i futi në xhep e filloi të pres dru e ta ngarkojë qerren. Një fqinji i tij po e sheh zbathur me këmbët tërë gjak, e po i thotë: - Pse mixha Ukë i ke futur opingat në xhep në mes të malit, e sheh si të janë bërë këmbët e ti i mbanë opingat në xhep!

- Ëhë, po i thotë mixha Ukë, me kanë unë i marrë e me i mbathur opingat e reja në mal, e me i shqye për një ditë. Jo pasha bacën nuk jam aq i pa mend unë!..

**Ti nuk ke as një ditë shkollë!**

Para shumë kohe një arsimtar, qejfli i rakisë në një mejhane të Mitrovicës, kishte pirë sa ishte bërë tapë, madje ai kishte prishur rendin dhe qetësinë qytetare. I zoti i mejhanes, më në fund e lajmëron milicinë. Me të arritur milicët dhe një nga shefat e sigurimit me ta, arsimtari

në fjalë e zbuti pakëz hesapin… Duke u munduar që të paraqitet esëll, po i thotë inspektorit të milicisë atë kohë:
- Për sy të ballit ne të dy diku kemi qenë së bashku në një shkollë?!
- Ec e futu në makinë mor derr e ta tregoi unë, se nuk paske as t'i pikë shkolle m'sa unë…

**Vetëm me mua sillet kështu!**

Nezir Hajdini nga Klina, po i kërkonte babait të vet ca para. Mirëpo Hajdini i gjorë nuk kishte për t'i dhënë, dhe e kërcënoi Nezirin duke i thënë: - ik e dil jashtë, mu hiq sysh sa nuk kam bërë belanë! Neziri doli jashtë dhe filloi që ta godas derën e odës me gurë. Një Bajrami, nipash i tyre, që kishte rastisur aty, për ta qetësuar dajën e tij, po i thotë: E, mor dajë, sa të rritet ky djalë, do të behët shumë i guximshëm, do të iu fus në bela qe besa!
Daja Hajdin, ia ktheu atij: - Jo mor nipi im mos ke merak, ky kështu sillet vetëm me mua, se mësuesi i tij më ka thënë që në shkollë e këpusin duke e rrahur të gjithë nxënësit sa qe gjynah të vjen se çka i bëjnë e këtij zëri nuk i ndihet!...

**Po të ishte i mirë…**

Një Tahiri i Prekazit e kishte një kalë, por qe nuk po bëhej rehat me të. Pas pak kohe ai vendosi që ta shes, ngase nuk e tërhiqte qerren, pra ishte kali me huqe!
Pas disa dite një kushëriri i tij Haliti e kishte blerë atë kalë nga Tahiri. Mirëpo, kali ishte me huqe e nuk po e bënte rehat. Një ditë, ai e takoi Tahirin, dhe po i thotë:- Pse mixha Tahir ma ke shitur kalin me huqe?
Pasha mixhën mor bir, - po ia kthen Tahiri:- po të ishte pa huqe, unë do ta mbaja për vete e s'kisha me ta shitur ty hiq!...

**Qeni dhe hajni!**

Po bisedojnë dy veta: - Jam shumë ngushtë me një qen, veç kur ta mbytë dikë aq i shtirë që është, tërë natën nuk pushon se lehuri- po i thotë ai!
Ti e paske qenin për merak besa, - ia ktheu ky, - një i imi nuk leh fare sikur edhe në bisht ta shkelësh me të dyja këmbët.
Atë natë iu vodh shtëpia mikut, ( hajni i paska përgjuar bisedën e tyre për punë qenesh ). Ky të nesërmen në shenjë revolte, po i thotë qenit të vet: - Qe besa vet i kam fajet që flas për ty, kur e di qe puna jote nuk është hiq, po ta dish mirë se nga dita e sotme t'u sos buka në konakun tim!

**Jo, jo, po shkoi vet!**

Dikur moti, të fliste vajza për fejesë e martesë, ishte turp i madh. Një prind kishte pasur dy vajza të cilat ishin rritur e bërë për fejesë. Ai pas zakonit e rendit e fejoi vajzën e madhe. Erdhi dita për ta përcjellë vajzën të burri i vet, u mblodhën dasmorët dhe kur erdhi koha që ta fusnin nusen në qerre, ajo u lidh me duar pas direkut të shtëpisë dhe po qante e nuk futej dot në qerre të burrit!
I ati tek po e shikonte ashtu, po iu thotë grave të tjera të cilat po mundoheshin që t'ia hiqnin duart nga direku vajzës: - Lëreni, lëreni se po e çojmë nuse këtë vajzën e vogël në vend të saj!
- Ajo i liroi duart nga direku, dhe po thotë: Jo, jo, më lëshoni se po shkoi vet…

**Po të mos ishe ti!**

Axha Hashim nga Prekazi e kishte korrur grurin dhe po i ruante thasët në arë, deri sa t'i vinin djemtë me traktor për ta marrë drithin. Pas pak vjen një Ramadani i po të njëjtës lagje e po e pyet: -Ç'po pret që nuk po e çon drithin në shtëpi Hashim?
- Nuk e kam traktorin këtu, dhe po pres djemtë deri sa ta sjellin, - ia ktheu ai.
- Shko edhe ti e merre traktorin, - po i thotë Ramadani.
- Po nuk ka kush të mi ruaj thasët e drithit o Ramadan- ia ktheu Hashimi.
- T'i ruaj unë , - po i thotë Ramadani!
- Hë, po të mos ishe ti Ramadan, unë nuk do t'i ruaja fare thasët, - ia ktheu Hashimi!

**Edhe vet isha qethur**

Kishin qenë dy shokë, njeri prej të cilëve shkonte shumë i rregulluar dhe i qethur mirë. Një ditë po e pyet shoku i vet: - Pashë besën, ku po i rregullon flokët kaq mirë?
- Gjithmonë më qethë ime shoqe, - iu përgjigj ai!
- Dhe sa e paguan për këtë shërbim- e pyeti ai me shaka?
- Asgjë, - u përgjigj ky, - në mbrëmje më duhet të fle me të, në mëngjes ajo më qethë. Ia ktheu edhe ky po ashtu me shaka.
- Eh, edhe vet jam bërë goxha pa qethur qe besa, - po i thotë ai!…

**Ku po shkon axhë?**

Një plak, ndalon një taksi: Për ku je nisur axhë, - e pyeti taksisti?
- Për në Skenderaj, - ia priti plaku.
- Mirë, ikim, por ta kesh para sysh axhë, nëse na ndalojnë milicia serbe, ti mos thuaj se po shkon në Skenderaj, por në Serbicë se mund të na dalin fjalë me milicinë e Serbisë pastaj.
Plaku kishte qenë paksa i "sertë" dhe ia kthej taksistit: - Jo djali i mirë, unë po shkoi në Skenderaj, të dal kush të dal dhe pikë!
Aty nga mesi i rrugës taksistin e ndalojnë milicia serbe, pasi kontrollojnë dokumentet e taksisë, pyesin edhe plakun: -Ti plak ku po shkon? Plaku e vërejti se hesapi mund t'i dali shtrenjtë, dhe u ngatërrua e po u thotë atyre: - Unë po shkoj në Skenderbicë!...

**Është hy pa më pyetur?**

Një fshatar, kishte vrarë një fqinjë të vetin për çështje morali i cili tanimë po e vuante dënimin. Në burg hynin e dilnin të dënuar të tjerë, por ai nuk u tregonte pse ishte aty. Një djalë i ri ishte shumë kureshtar për ta ditur realitetin. Për të mos u tensionuar situata, po "sqaron" rastin, një i burgosur tjetër qe e dinte këtë punë. Ai po i thotë: Shiko ti djalë, ky e ka vrarë fqinjin e vet, ngase ai i ka hy në arë dhe ia ka lëvruar arën pa e pyetur këtë fare!?...
Pasi djaloshi e kuptoi "shakanë", po i kërkon falje atij që ia kishte kujtuar të ligën. S'ka gjë ia ktheu ky, por ti djalosh, kur të dalësh nga burgu, kujdes e mos u fut në ndonjë "arë" të huaj!
Besa si po e tregon ti mor axhë këtë punë, unë as në arën time s'kam me u futur, pa pyetur njëherë mirë e mirë- ia ktheu djaloshi!

**Ditët kanë qëlluar shpesh!**

Një nikoqire paksa dembele, por edhe me fukarallëk mbuluar e me shumë fëmijë. Sa herë që ktheheshin të bijtë e saj nga puna, ata kërkonin prej saj që të dinin se çka kishte bërë gati për darkë a drekë?... Ajo ua shtronte bukën me ç'kishte. Njëri prej djemve, ende pa u ngritur mirë nga sofra, po e pyet të ëmën: - Nënë, çka do të na përgatisësh nesër për drekë?
- Qe besa mor bir, nuk po di nëna çka t'ju bëjë më as për drekë e as për darkë se takati i hollë e ditët kanë qëlluar shpesh!...

**Më doli e njohur!**

Unë kisha shkuar në Ulqin për të kaluar pushimet verore, - po tregonte një mësues i cilin po shihte për herë të parë detin!
- I bleva një palë syze dielli dhe isha shtrirë në rërë- tregonte ai. Tek, po e shihja një grua, po ashtu me syze dielli mbi sy e cila po me buzëqeshte dhe mu duk që më përshëndeti! Eh, thash me vete, "e hëngër"… Ajo qesh, unë qesh, dhe tek po përpiqesha që t'i flisja anglisht, gjermanisht, apo frëngjisht, ajo më tha: - mirëdita Gani!- Sa nuk më ra pika, ajo me doli e njohur. Kishte qenë gruaja e mikut tim. Mirëpo nuk kisha faj, sepse gjithherë e kisha parë vetëm veshur!…

**I shava të gjithë**

Njëri, qe kishte bërë kërkesë për një dokument udhëtimi (pasaportë), pranë ish pushtetit të Serbisë, e të cilit nuk po ia lejonin ngase nuk ishte i përshtatshëm për atë pushtet. Një ditë atij i vjen një thirrje për t'u paraqitur në organet e SPB-së për t'ia komunikuar vendimin, përse nuk ia lejonin pasaportën. Djaloshi doli prej zyrës së SPB-së, bukur i shqetësuar. Shoku që po e priste poshtë, po e pyet: - Hë, ç'të thanë këta të pushtetit?
- Nuk ma lejuan pasaportën pra…
- E ti çka bëre? - po e pyet ai prapë.
- Unë: -ua shava nënën e babën ,Serbinë dhe pushtetin e tyre e dola përjashta!?- ia ktheu ai.
- Si, i shave të gjithë në Sekretariat dhe dole pa therë në këmbë- e pyeti shoku i tij?!
- Po, - ia ktheu ky. – Për fat ata nuk më dëgjuan, sepse i shava vet me veti!...

**Mos me revole!...**

Një hajn i keq, ia kishte futur dorën në xhep një burri bukur në moshë dhe po mundohej që t'ia vidhte paratë. Ky zotëria e diktoi dhe me ngadalë e nxori revolen nga brezi, dhe ia futë hajnit tytën e revoles mu në lugë të qafës! Kur hajni e sheh se ju ka ftohur lugu i qafës nga tyta e revoles, bie në gjunjë duke e lutur axhën:
- Të lutem axhë, të lutëm me fal se gabova, me shkelmo e me grushto sa të duash, vetëm mos me revole se kjo të le në vend!...

**E, se ke parë ti**

Tek po kalonte rrugës zonja Kade, që tani më ishte në një moshë goxha të shtyrë, dy bashkëmoshatarë e fqinjë të saj, po bisedojnë mes veti:
- Eh, u plak virania, ka qenë shumë e bukur në ditët e veta, shoqen nuk e ka pasur.
- Hajt he burrë se nuk ka qenë edhe ku me ditë sa - ia ktheu tjetri…
- Jo, besa, ti nuk e paske parë këtë si unë. Kur ka qenë kjo nuse, e veshur me rroba të reja, kuku, kuku, kuku, t'i lunte mëndët e kokës!
- O lërë atë punë he burrë- ia ktheu tjetri, se që besa unë e kam parë edhe të veshur, por edhe të zhveshur e mëndët nuk me kanë luajt!...

**Si ta këndojmë?**

Një Sylë Ajeti nga Luboveci, vjen tek Imer Beqa dhe i thotë se ia kishte pru një fjalë nuseje për djalë. Në fakt ky Syla, as që ia kishte përmendur të atit të vajzës fejesën! Të Immer Beqa, nga gëzimi për "fejesën" e të birit, kërcet dajrja, dreka e darka, bëhet nusja për hair dhe Syla fshinë mesitninë e majme, dhe ia mbathë…

Para se mesiti të ikte, vajzat e pyeten atë: - si ta këndojmë nusen, si e ka emrin? - Syla u zu ngushtë dhe ju tha: - Sot këndojeni oj Luli e kur të ia mësoi emrin do të iu tregoj!

Pas pak ditësh Imeri mbledh farefisin dhe ja mësynë “mikut të ri”, mirëpo “miku i ri “ nuk kishte pasur vajzë fare!...

Imer Beqa, tek po kthehej rrugës për në shtëpi, me vete po këndonte: oj Lulije me limona, a po e sheh se m’u kajt nana.

**Pyesim fshatin**

Një Fetahu nga Tica, ishte murator dhe duke punuar të një Hamza, futen në polemikë mes vete. Fjala s’e mund fjalën e polemika zgjatët në pafundësi. Ky Hamza me një rast po i thotë Fetahut se ishte me i mençur se ai!

Fetahu ishte burrë i matur dhe i zgjuar, i cili po i thotë Hamzës: - Hamëz, po dalim këtu në fshatin tënd, dhe i pyesim se kush është më budalla nga ne të dy: - unë, apo ti? Nëse dikush thotë se Hamza është më i mençur, unë po ta fali një hektar tokë!

Jo, ia priti Hamza, - në fshatin tënd po dite edhe si Ali Ibra, s’ta varë njeri. Po eja shkojmë në fshatin tënd e pyesim për ty Fetah?...Të dy u pajtuan se: - Fshati yt nuk ta di vlerën!...

**Më ka humbur shtëpia!**

Keçë Zeneli i Prekazit shkon për të ndenjur tek Jetullahu, një kushëri i veti. Ata i zë mesi i natës, duke biseduar mes veti. Keqa, dikur pas mes nate niset për në shtëpi të vet, por nuk e gjente shtëpinë dot! - Shtëpia i dilte si në mes të malit, ky shtëpinë nuk e kishte në mal! Vihet në dyshim dhe kthehet pas një ore prapë të Jetullahu: - Ky edhe frikohet se çka i ka ndodhur!? - Jo, po i thotë Keqa veç më ka humbur shtëpia! Qohet Jetullahi me Keqën për dore dhe e dërgon deri në shtëpi. Keçë, po i thotë ai: - A është kjo shtëpia jote?

- Jo mor Jetullah, ia kthen Keqa, ti e di që unë shtëpinë nuk e kam në mal.

- Po ti Keqë këto dru i ke pre sot ditën për lëmesë kashte , dhe i kë mbështetur rreth e rreth pullazi të shtëpisë. Ëhëëë, po besa- ia kthen Keqa, tani mu kujtua. Po, a?, - ia ktheu Jetullahu, duke e kapur një dru lëmese me një dorë e t’ia mbështjell Keqes shpinës…

- Pas disa ditësh, u mor vesh kjo punë dhe fqinjët po e pyesin Keqën: - A e harron ma shtëpinë, Keçë?

- Jo, qe besa, pështillma si të duash me lëmesë, se nuk e harroj kurrë më…

**E hëngri dhelpra!**

Një fshatar e ngarkon qerren me pesë thasë tërshërë, dhe i thotë të birit që ta dërgoi në treg për ta shitur. Djali e shiti tërshërën, por paratë i harxhoi të tërat kot e kot! Kur u kthye në shtëpi, po e pyet i ati: - A e shite tërshërën?

- Jo, u përgjigj ai.

- E ku e le pra?

- Eh mor babë, filloi ta gënjente ai, duke shkuar rrugës për në treg, kishte dalë një dhelpër nga mali dhe me kishte hipur mbrapa në qerre, për habi e kishte ngrënë krejt tërshërën e unë as nuk e kisha pa fare!?

- Nisi plaku e po bënë hesap me vete: Se ha dhelpra tërshërë, këtë nuk e kam dëgjuar kurrë, po se i hanë pesë thasë përnjëherë, kjo hiq se hiq, po se hipë dhelpra në qerre, kjo edhe më hiq, dhe rrëmbeu një dru e tja krisi të birit…

**Jo besa, nuk më zunë**

Nëna e "vakisë" kishte qenë një Vesel Kabashi i Polacit. Ai, kishte ikur një ditë nga ushtria e ish Jugosllavit, dhe kur arrin në Mitrovicë, mësynë të një kushëri i veti që ta kaloi natën aty. E zonja e shtëpisë, kur e sheh se si ishte bërë tërë baltë e pis pa pastrua, thotë me vet: - Qe besa nuk e bane natën këtu!

- Pas pak, ajo doli në oborr, dhe pas pak po thërret: - Hoja! Jo, jo, tek ne nuk është askush brenda!
Veseli kur e dëgjoi zhurmën, po e pyet ngadalë atë fisniken: - Kush është aman?

- Xhandarmëria, - ia ktheu ajo, po të kërkojnë ty mor Vesel zeza!

- Qe besa nuk më zunë, - tha Veseli, dhe iku këmbë për në Polac në pikë të natës.

**Laj duart or mik!**

Kur vjen stina e dimrit, dhe bora zbardhë me tërë bukurinë e vet, zakonisht në këtë kohë mysafirët në fshat janë të mirëseardhur. Një ditë të tillë dimri, një fshatari i shkoi një mysafir, të cilin nuk ia deshi zemra fare, pasi që mysafiri njihej si i pamoralshëm në ato anë…

Erdhi koha e darkës, dhe nusja solli legenin duke ia ofruar mysafirit që t'i laj duart. Ky edhe po vonon duke u munduar që ta ngacmonte nusen. Mirëpo ajo nuk po ia varte fare. Në këtë mes i zoti i shtëpisë po i thotë mysafirit: O laj duart lum miku, se nusja është krejt "buallicë" e nuk merr vesh nga ato punë!...

**Sa të më thuash bacë!**

Një Idriz Krojmiroci , ish kanë ra në Zvicër, e pas tij zhdirgjet edhe një Ramushi i Runikut, që ishin shokë me Idrizin. Pas disa dite, ata takohen diku në Bernë të Zvicrës. Ky Idrizi në shenjë respekti e thërriste Ramushin; "baca Ramush", dhe e fton një ditë për vizitë. Ky baca Ramush ia mësyn Idrizit në Konak, dhe ia zgjatë bukur do ditë aty për kokërr të qejfit. Dikur Idrizi u mërzit, dhe po e pyet Ramushin: - Baca Ramush edhe sa ditë do me ndej te unë?
Ramushi, po i thotë: - Sa t'më thuash bacë, që besa nuk luajta vendit!
Jo, qe besa, unë këtë "bacën" po ta heq menjëherë vetëm shko- ia kthen Idrizi!

**O Haxhi!**

Zyla e shoqja e një Shaqir Zymberit, plakë e lodhur dhe e lënë nga fuqia, kishte dalë e po e thërriste Haxhiun (të birin e saj), për t'i lëshuar bagëtinë. Mirëpo Haxhiu, duke luajtur me top së bashku me shokët e tjerë, as që e dëgjonte fare. Dikur ajo u lodh e i plasi zemra, e po i thotë të birit: -O Haxhi, o qe besa veç sa të vjen baba yt se ta ka q… nënën! Një halla Hafize, duke qenë aty pari e dëgjoi këtë sharje, dhe po i thotë Haxhisë: Luaj lokja, luaj, se qe besa as kjo e as baba yt ma nuk kanë mbetur për ato punë…

**Si po të dukem nga mosha?**

Një grup shokësh që po e kalonin për mrekulli, po thuaj se ishin të pa ndarë. Njëri prej tyre, në fakt ishte ca më i moshuar, dhe fliste shumë e pa kuptim, rrëmbehej e herë- herë edhe grindej me shokë kot e kot, por ata kënaqeshin edhe me shakatë e tyre të pa kripë. Një ditë ai ishte duke u rruar, dhe tek po e sheh veten në pasqyrë paksa flokërënë, po e pyet njërin prej shokëve që e kishte më pranë: - Pashë besën ma thuaj të vërtetën, sa vite m'i kishe dhënë?

- Si pas sjelljeve, qe besa nuk mund t'i jap as 18-të, të plota e kështu më duket se iu ke ofruar të dyzetave! -ia ktheu ai.

**Ti e di vet!**

Në kohën e vet LDK, i mbante mbledhjet nëpër Xhamia, o në ndonjë odë! Kështu e kishin caktuar një mbledhje në odën Sokol Boshnjakut te Mecinët e Klinës së Skenderajt. I pari nga radhët e partisë paskësh mbërritur një Vebi Xani. Te tjerët po vinin një nga një. Se cilin qe kalonte nga oborri, Sokoli e shikonte nga dritarja e odës, dhe po i thoshte Vebisë që tanimë ishte brenda me te: Ja ky që po vjen lyp me ia luajtur nënën dajak, edhe ky pas tij ashtu, edhe ky tjetri qe besa veç ma shumë, edhe ky. Edhe ky i fundit etj…

- E unë që erdha i pari, a lypi hiq me ma luajtur- po e pyet dikur Vebiu Sokol Boshnjakun?

- Aaa, atë punë e di ti vet, - iu përgjigj Sokoli...

**Ah edepsëz, ty po të pres!**

Ramazan, iftarin e kishin vu mbi trapazan, por donte edhe ca kohë deri sa të vinte edhe Hoxha, të cilin Mani e kishte ftuar për iftar. Ndërkohë, një djalë çapkën, herë pas herë po e fuste dorën nga dera që e kishin lënë ca të hapur dhe po e rrëmbente nga një llokume të iftarit. Mani e heton djaloshin, dhe po e merr një të shkurtuene n'dorë e po i thotë atij djaloshit çapkën: - Qe besa e zotit edhe një herë në futsh dorën brenda, ta kam çarë ballin me t'shkurtuene. Sa pa mbaruar fjalët Mani, futet Hoxha në derë. Mani, që po i ruante llokumet me të shkurtuene n'dorë, pa një, pa dy, t'i ndreqet Hoxhës t'shkurtuene në lule të ballit, duke i thënë: - Eh, edepsëz, se ty po të pres!...Kur erdhi Hoxha në vete, po i thotë: - Po t'i vet m'ke thirrur mor burrë, edhe iftari e ka vaktin e vet, po ç'është kështu ore Man zeza?!

Mixha Man i zënë ngushtë po i thotë Hoxhës: - Ishalla ti ma bënë hallall hoxhë efendi, se e ke hëngër gabimisht të llokumeve që besa…

**A i njeh mirë**

Dy studentë kishin vendosur që të shkonin për vizitë të në shoku i tyre në Hasan Beg të Drenicës. Njëri kishte qenë nga ana e Llapit, kurse tjetri nga Rakinica e Drenicës. Ata,shkuan, por shokun e tyre nuk e gjeten në shtëpi. Megjithatë i zoti i shtëpisë i futi brenda dhe po u bënë muhabet. Pas pak ai po i pyet se nga janë, pasi që ai nuk i kishte takuar më parë. Njëri i tregoj ishte nga ana e Llapit, kurse ky i Rakinicësi deshi që ta gënjente, dhe po i thotë se është nga Prishtina. Pas pak ky "Prishtinalia", po e pyet të zotin e shtëpisë për familjen e vet, duke i thënë: "Desha me t'vet për një shok timin qe është prej Rakinice dhe për familjen e tij se çfarë burrash janë?"- se një djalë të tyre e kemi ne edhe shok të mirë?

Plaku po i përgjigjet: - ata të Rakinicës i njoh, djali i tyre ndoshta është i mirë, pasi qenka edhe shoku juaj, por do axhallarë hiq burra të mirë nuk i ka.

Këtij studentit i doli me bisht shakaja, ngase i vinte edhe inati, ai ishte futur në këtë shaka të pa kripë vet. Po e pyet prapë plakun për t'ia demantuar mendimin: -A i njeh mirë axhë- po i thotë ai prapë?

Mor topi nuk e luan, se ma mut në këto anë nuk ka se ata, - ia ktheu i zoti shtëpisë!

**Sa për mua vrajë sa t'mundesh!**

Një Veseli i Braboniqit, kishte tre djem të rritur. Njëri prej djemve i kishte dalë pak ca më i sertë e më i teletisur, me alamet mustaqe, kobure e vegla tjera zjarri që tregohej i gatshëm me luajtur me to kurdoherë! Ai zakonisht dilte në Mitrovicë për ta humbur ditën se Braboniqi ishte i vogël për te e nuk po e zinte, nga se kishte mustaqet e mëdha. Mirëpo sa herë që kthehej nga Mitrovica i thoshte të atit :

- Qe besa po më dhimbesh ti mor babë, dhe robtë e shtëpisë, se për ditë nga një milicë shkja e kisha vra në shehër ! I ati mundohej ta qetësonte, duke i thonë jo mor birë se nuk bënë. Mirëpo ai këtë avaz e zgjati, dhe gati për ditë ia përsëriste të atit të njëjtat fjalë. Një ditë Veseli u lodh e mërzitë me të e po i thotë: - Dëgjo djali im, pash besën sa për mua dhe për

robët e mi vrajë milic të Serbisë për çdo ditë e sa të mundesh, se me çmende e nuk ia bane bam kurrë asaj viraneje e ta dha reumatizmin duke e mbajtur për së rëndi…

**Kështu i kalofsh të gjitha !**

Bedri Shala i Kopiliqit, në kohën e tij kur kishte qenë student tregonte: - kisha provim- thoshte ai, dhe duke shkuar në provim sa dola në oborr të banesës takova padronin ( të zotin e shtëpisë ku banoja). Ku po shkon ? - me pyeti ai

- Në provim, ia ktheva. Ai më uroi fat, dhe unë ika.
- Shkova në provim, dhe rashë nga provimi, thjeshtë nga shkaku se nuk isha përgatitur sa duhet, duke u kthyer tërë nerva nga provimi, sa u futa në oborr: - ja prapë takohem në padronin që po punonte diçka në oborrin e vet!
- Hë si kalove në provim?- më pyeti ai.
- Bedriu, nga inati e kishte gënjyer, duke i thënë se e kishte dhënë provimi.
- He, ishalla të gjitha kështu i jap! – ia kishte kthyer ai, pa të keq?...

**Jam lënduar ca**

Rreth viteve të 90-ta milicia e Serbisë i rrihnin shqiptarët për hiç gjë. Krejt rastësisht e kishte zënë belaja edhe një mëso burrë që vetës ja mbante goxha… në fakt e kishin rrahur keq, duke i shkaktuar edhe lëndime. Mirëpo ai nuk kishte dashur që të tregoi, ngase i vinte rëndë e nënçmim, sepse e kishte prekur në sedër kjo punë.

- Një shok i tij, që nuk e kishte as idenë se ç'i kishte ndodhur po e pyet:
- Ç'ke kështu, qenke bërë tërë lëndime, ku je vrarë a ç'djall të paska gjetur?
- Jam lënduar ca duke rregulluar një makinë, ia ktheu ai- duke mos dashur që të ia thotë realitetin tjetrit!
- Unë kësi të lënduari ende nuk paskam parë, por ti kujdes herë tjetër e mos u lëndo!...

**Veç shqiptarit jo!**

Një Ferati, burrë i pa karakter, që nuk linte gjë të ligë pa bërë. Kishte qenë hajdut, uzurpator, lakmitar, smirëzi e hileqar, grykës e kureshtar, spiun e tinëzar, e ç'nuk kishte qenë ai. Një ditë ai duke shkuar në qytet, takohet me një burrë në zë, që ishte edhe pleqnar i fortë. Ky sa e takoi, po i thotë : - A e bëjmë këtë copë rrugë bashkë or mixha Shaban ? E bëjmë mixhës, pse jo- ia ktheu Shabani…

Gjatë rrugëtimit ky po i thotë : - mixha Shaban, ti e di se për mua po flitet keq në fshat, prandaj desha me e ditë prej teje se çfarë burri jam - kujt i përngjas ma shumë ?

Besa me ke ngushtuar mor djalë, por s'kam çare pa të treguar : - Ti, qe besa more djalë mund t'i përngjash çdo kujt, veç shqiptarit jo!

**U plak e batallis**

Një çoban stanesh kishte dalë në bjeshkë. Mirëpo qenin që e merrte me vete në bjeshkë, iu kishte plakur e batallisur. Tërë ditën e fuste hundën nën bisht të vetin gulaç dhe flinte pa bërë as një herë hëm. Ç'të bëjë me të ? - po e pyet ai, një çoban më të vjetër i cili kishte më shumë përvojë në këtë drejtim.

- Dëgjo djalë, po e këshillon ai. - merre pak dhjam, mish, apo një lëkurë të ujkut dhe lyeje qenin mbrapa nënë bisht!

Kur u takuan pas disa ditësh, po e pyet ai shokun: - Hë ç'u bë me qenin? Mirë besa, në qoftë se mundem me ia lye prapanicën gjithmonë me dhjam ujku, vendi - vend, nuk po i zihet…

**A ka lugetër Hoxhë?**

Me rastin e një mevludi që kishte bërë një fshatar, kishte ftuar edhe fqinjët e vet, në mesin e të cilëve edhe një djalë të ri. Pasi që u ngrënë darka e mevludit dhe u kryen ceremonitë fetare, filloi muhabeti. Ai djaloshi i ri që ishte i pranishëm, ditë më parë ia kishte vjedhur Hoxhës disa pula! - Ai edhe nuk po rrinte rehat, por filloi e po e pyet Hoxhën:

- Hoxhë, në qoftë se ka mundësi me na tregua a ka lugetër apo jo?

Hoxha në fakt i kishte rënë në të, se kush ia kishte vjedhur pulat, prandaj po i thotë:

- Po mor djalë po të tregoj se ka lugetër që dalin natën dhe vjedhin pula, bile me ta thënë të vërtetën ma lugat se ti unë ende nuk kam pa!

**Punë zanati**

Një grua që tani më ishte në moshë, në vaktin e vet e kishte luajtur punën e zanatit! Ajo sa kishte qenë e re, ai që shkonte me bë natën me te kishte si kusht me ia dërgua një palë opinga. Mirëpo këtë gruan filloi ta zë pleqëria, kështu që edhe myshterinjtë filluan t'i rralloheshin. Mirëpo ajo si e "zanatit" që ishte, hapi fjalë se: -Kush vjen me bë natën me mua, fiton një palë opinga të reja! Pra, ajo nuk mbeti kurrë pa "myshteri", as në të ri e as në pleqëri!

- Paska qenë si Bukoshi- ia priti njëri! Edhe ky dikur pati grumbulluar opinga prej "myshterinjve" të tij…dhe pas lufte filloi t'i shpërndaj opingat, po prapë për "myshterinjtë" e vet!...

**Më vodhën**

Në një konak në Prizren, po bisedonin dy veta: - E, mor burrë ç'më ka gjetur mbrëmë. Ishin kanë pas futur hajnat në oborrin tim, dhe mi kishin pas vjedhur teshat në tel, këpucët para dere, pulat në kotec dhe qenin me gjithë zinxhir!?

- E ti, ku ishe?, - e pyeti bashkëbiseduesi
- Isha kanë fjetur, qe besa!
- Shyqyr që të paska shpëtuar jorgani!- ia priti ai, Po një njeri që i thotë veti burrë e që i vidhen gjithë ato gjëra në oborr, madje edhe qeni me zinxhir e nuk i del gjumi, ai më mirë mos u zgjoftë kurrë.

**Veç është vëllai yt se...**

Një mërgimtari që po jetonte përkohësisht në kurbet, për festën e vitit të ri, i shkon mysafir miku i tij, pra i vëllai i gruas.

Miku i tij, edhe e kishte marrë me rehati e nuk po i bëhej vonë. Ai ndenji katër ditë pa ndërprerë! Të zotit të shtëpisë dikur iu mërzitë dhe po i thotë të shoqes së vet: -Ta dhashë besën veç është qëlluar vëllai yt se po të ishte vëllai im, pa e shkoqur dajak nuk e kisha lënë kurrë, në mënyrë që ky mos ta harroi kurrë këtë vit te ri!...

**Kështu është kur kali i hip kalit…**

Dibran Hamiti, kishte qenë shumë qejfli kuajsh. I mbante mirë e pastër dhe i loliste me cingla- mingla të ndryshme. Kur diku bëhej ndonjë dasmë, ai shkonte me kalë dhe e ngiste atë me vrap të madh sa lahej kali nga djersët! Kështu, në një dasmë që ishte i thirrur e ngau kalin aq shumë se që kali u përplas për muri të një stalle, kurse Dibran beu goditi murin e stallë me kokë dhe ra pa ndjenja. Njerëzit vrapuan që ta ndihmojnë, ndërkaq një Selman Bajrami, po iu thotë dasmorëve: - Lëreni, se kështu përfundon puna, kur kali i hip kalit!

**Një merakli grash**

Dikur moti, prushin që mbetej nga zjarri në oxhak e mbulonin me hi, në mënyrë që të mos shuhej deri në mëngjes. Hajdin Gollaku, ashik i madh e si i ri që ishte në ditët e veta, vendos që mikeshës së vet t'i futet për oxhaku! Ai hipën mbi pullaz, dhe fillon e lëshohet ngadalë grykës së oxhakut. Sa bie poshtë, ai futet me të dyja këmbët në prushin e mbuluar me hi. Gryka e oxhakut e ngushtë e nuk po mund të dilte prej aty, kështu që ai u dogj këmbëve bukur mirë, dhe mbeti i shtrirë në shtrat për më se dy javë rresht! Shkonin shokët për ta vizituar dhe e pyesnin: - Ku u dogje kaq shumë mor Hajdin vëllai?
- Ah, ç'më dogji keq ashiknia or shokë, - ua kthente ai!

**Thuaj se për minj e dua!**

Shko mor bir deri të fqinjët e lype pak djathë që t'ua lyejmë minjve me zeher e t'i qesim fare se mbaruam prej tyre- po i thotë Avdullah Meha të birit!...
Jo or babë, nuk po shkoj se nuk na e japin djathin, - ia ktheu i biri.
Ti mendon mor bir, se fqinjët nuk na japin pak djathë, sa për t'i mbytur minjtë?!
Jo, mor babë, jo– nuk na e japin, se ata mendojnë që ti do ta bësh djathin meze për raki!...
O shko e bëju be me Kuran, që për minj e kemi, - ia ktheu ai të birit!

**A e vrave?**

Në bjeshkët e Radishevës, Kotorrit , Syriganës dhe gjithë asaj malësie andej, kishte dhe ka edhe sot shumë derra të egër. Kur misri fillon të piqet, malësorët e atyre anëve janë të detyruar që ta ruajnë misrin tërë natën prej derrave të egër. Dy vëllezër nga Radisheva, Istrefi dhe Ferizi një natë ishin duke e ruajtur misrin. Ferizi e mbështet çiften për një tallë misri dhe largohet pak për të kryer nevojën. Pas pak, derrat futën në misër dhe njëri nga ta ngatërrohet në rripin e çiftes. Çiftja, sakaq ndez me një bam të madhe! I vëllai që ishte nga ana e epërme po e pyet: - O Feriz, a e vrave derrin ore?
Nga ana tjetër Ferizi po i thotë: - Qe besa veç në pas vra veten!

**Pse nuk po e martoni?**

Beqir Murati, një zot shtëpie i pasur e i ndershëm, por që kishte një mashkull rreth të tridhjetave në shtëpi, (ca të trashë nga mendja). Mu për këtë arsye edhe i kishte mbetur pa e martuar. Një fqinjë i tyre po e pyet të zotin e shtëpisë (jo pa qëllim), pse nuk po e martoni Tahirin or Beqir, a veç se nuk është "tamam", a?
Jo, mor fqinjë i dashur, - nuk është për ata,- Ti, a nuk e sheh se sot është bërë vështirë me këta djemtë e tashëm. Ja bie fjala, ky Tahiri ynë po thotë: - O marr nusen me fakultet, o nuk martohem fare!

**Dërgomi këpucët në shtëpi!**

Nderimi dhe Arbeni, që të dy nxënës nga një fshat i largët të cilët po banonin në Prishtinë ku ishin duke vijuar mësimet. Një ditë dimri të ashpër ata mbesin pa dru për nxehje në banesën e tyre, dhe bashkërisht vendosin që në mbrëmje të futen diku në ndonjë oborr, për të marrë ca dru se mërdhinë. Beni kishte hipur mbi një mur dhe lëshohet me kokë poshtë për ta kapur një dru që ishte mbështetur për muri. Shoku i tij , Nderimi, e mbante për këmbësh. Pa pritur, del i zoti i shtëpisë në oborr. Nga frika Beni bie brenda në oborr, kurse Nderimit i

mbesin këpucët e Benit në dorë! Beni në ato çaste po i thotë: - O Nderim, këpucët mi dërgo në banesë, se punës nuk i dihet, po e sigurt është se sonte nuk do ta kam ftohtë…

**Si lugat!**

Në një darkë pastërme, mbushur oda me burra, në mesin e tyre edhe Hoxha. Pasi që u ngrënë darka, erdhi çaji dhe filloi biseda. Hoxha zuri bisedën për “lugetër” e “djaj” dhe për ekzistencën e tyre. Pas një ore- sa zgjati hoxha bisedën, Bejta që ishte i ri, duke e dëgjuar hoxhën me vëmendje iu kishte futur frika në palcë. Për më keq, Bejtës i kishte ardhur për të u urinuar, por tani nuk guxonte më të dilte jashtë, ishte dimër dhe natë e errët. Deshi, s’deshi- Bejta doli jashtë! Sa del në oborr ndeshet në një çarçaf të ngrirë që ditën e kishin larë gratë, dhe e kishin varur në tel për t’u tharë. Bejtës i shkon brima një herë. - o kuku lugati! - dhe bie pa ndjenja…

- Dalin burrat me vrap nga oda dhe e fusin Bejtën brenda, pasi që e freskojnë me ujë të ftohtë, ai vije pak në vete. Hoxha duke u përpjekur që ta qetësonte, po i thotë: - Bejtë more bir, a je mirë? Bejta nuk po përgjigjet! U shqetësuan të gjithë. Dikur hoxha i zënë ngushtë, po i thotë prapë: - Bejtë, a po më njeh mua, si kush po të dukem?

- Si lugat, po me dukesh hoxhë, - ia ktheu Bejta! Hoxhës nuk i erdhi mirë aspak, por nga inati nuk u dha. U ngrit hoxha në këmbë, dhe e mori fotografinë e Ibrahim Rugovës që ishte varur në odën e të zotit të shtëpisë, e po e pyet prapë Bejtën: - E ky si po të duket, Bejtë mor bir?

- Ky po më duket edhe ma lugat se ti hoxhë!...- ia ktheu Bejta!

**Ajo është në mal…**

Po bisedonin dy veta në një çajtore të qytetit të Skenderajt. Njeri që hiqej si trim e që në fakt nuk ishte ashtu, po i thotë bashkëbiseduesit të vet: - Unë mor shok shkova dëm fare, mua këto parti që janë formua nuk po më mbushin hesap, unë vëllaçko do të doja një parti që e çliron vendin me pushkë e jo me fjalë, prandaj dua që asaj t’i bashkohem se mjaftë më kështu…

Shumë mirë besa, -ia ktheu tjetri, - tamam ajo partia që po kërkon ti, dhe që e çliron vendin me pushkë po vepron tani ngadalë!

Ku është ajo vëlla, se unë nuk paskam dëgjuar deri me sot, dhe ti e di që unë mbrëmje mëngjes rri në kafe të çajit ne Skenderajt!…

Jo, vëlla, jo - ajo rri në mal  me trimat e saj e jo në çajtore të Skenderajt!

**Sa po më dhimbsesh?**

Rasim Sadikut nga Luboveci që kishte punuar në një fabrikë me Hamz Jasharin, kishte ikur në Gjermani, dhe po e thërret në telefon nga atje, duke i thënë Hamëz Jasharit se: Po më vjen keq që kemi ikur e ti mbete vetëm atje!

Hamza ia kthen: - dëgjo Rasim; Hazreti Xhebraili kishte pasur një shok të mirë. Një ditë i vjen urdhri nga allahu që të ia marr shpirtin shokut të vet! - Ai u ngushtua shumë, dhe i tregoi atij se këtë ditë ke për të vdekur. Ai, nga frika mori ikën, duke u fshehur thellë në një shpellë ku ishte ndyrë e bërë pis! Në momentin e caktuar Xhebraili e gjeti e po i thotë:

- E mor burrë si qenke bërë kështu, po më dhimbsesh shumë! Kam dashur që shpirti të ta marr si trimit, me kobure në brez e me plis të bardhë mbi sy… Po ti qenke ndyrë e katandisur fare e s’kam as si të ta marr shpirtin kështu të ndyrë, veç do t’i dërgoi djajtë ndoshta ata vijnë të te marrin.

Rasimo, ikë nga të duash se shpirtin ke me e dhanë një ditë patjetër, por kjo varet se si, e unë këtu nuk jam vetëm, por bashkë me luftëtarët e lirisë- ia ktheu Hamza?

**Kanë të drejtë**

Në fillimin e luftës guerile të UÇK-së, kur vriteshin milicët serbë dhe hidheshin në erë stacionet e tyre policore, disa sylesh shqiptarë, në veçanti përfaqësuesit e LDK-së, këto aksione i quanin si aksione të vet milicisë serbe! Këta sylesh kishin "të drejtë", edhe në kohën e Ahmet Delisë në Prekaz të Epërm u prenë me sëpata 12 serb "mes vete", duke dashur që ta "komprometonin" Ahmet Delinë! Serbët vepruan njëjtë edhe në kohën e Azem Bejtës, Shaban Polluzhës,Tahir Mehës e deri në ditët e sotme. Pra Serbët u vranë mes veti, e ne i shikonim nga stomi (si pas syleshëve shqiptarë), në mënyrë që t'i komprometojnë shqiptarët (Po si!)…

**Mos harroni!**

Në një odë ku ishin mbledhur shumë burra të dheut, të gjithë po e lusnin plakun Ucë që t'iu fliste diçka, ngase ai ishte plak i zgjuar, dhe kishte përjetuar shumë gjëra gjatë jetës së tij.

Nuk po di se çfarë t'ju them mor burra, - ia priti plaku Ucë, - dikur kam ditur shumë qe besa, por atë kohë ka qenë më lehtë me fol e besa edhe me e nda fjalën në log të burrnisë. Kur vinte puna me qëndrua për Shqipni e me ruajt nderin e vatanin, fjala dysh nuk bëhej. Kriste pushka si me shkrep moti dhe ndihej kushtrimi i trimave kudo. Sot kur bie kjo bisedë gjenden njëqind "arsye", e , po nuk bënë të luftojmë, jo po ashtu, jo po kështu…etj. Ndoshta nuk po di, veç një fjalë po ju them. Mbase tani për tani është koha e qyqarëve – por mos harroni kurrë se atdheu është i shqiptarëve, dhe se bijtë e këtij populli atdheut do t'i dalin zot një ditë!…

**Trimat**

Moti dikur, milicia e Serbisë i kishte zënë dy "trima" diku nga ana e Therandës- ish Suharekës. I dërgojnë në stacionin policor dhe i detyrojnë që ta godasin njëri - tjetrin me shpulla! (pasi që më parë milicia serbe i kishin rrahur mirë e mirë që të dy). Bjeri, i thanë njërit! Ky edhe fare pa u hamendur, filloi ta godas shokun e vet me shpulla. Shoku që po merrte goditjet, po i thotë këtij: - qe besa godit sa të duash për deri sa jemi këtu, e sa të dalim prej këtu, ku nuk na shohin milicia - ke për të parë ti!

**Si është burgu?**

Një goxha mashkull po e pyet një ish të burgosur politik se si është burgu, duke shtuar se ishte bërë shumë merak që ta dinte si është burgu?

Po, lehtë është me ditur si duket burgu, - ia ktheu ish i burgosuri. Kur të zbresësh në qytet, shkruaje një parullë kundër Serbisë, apo godite ndonjë milic të Serbisë me shpulla a me grusht, pastaj ata të dërgojnë në burg dhe e sheh vet se si duket!

Jo për besë, unë kurrë nuk kam shkruar parulla kundër Serbisë, as milicit nuk kam guxim me i ra se më del puna me zarar- ia ktheu ai.

E pra vishu milic i burgut, se krejt kot nuk mundesh me e ditur se si është burgu!

**500 gram mish**

Fare rastësisht takohet Salih Maliqi me një shok të vetin në një qytet të Zvicrës, të cilët nuk ishin parë gjatë kohë. Pasi u përshëndetën dhe pinë nga një kafe, Salihu po i thotë shokut të vet se nuk kishte kohë për të ndenjur gjatë, kishte nder mend që të blinte nja gjysmë kilogrami mish të terur, dhe do të ikte për në banesë nga se kishte edhe disa punë tjera.

U takuan përsëri pas gati një muaj: - hë, si të doli mishi o Salih, - po e pyet shoku i tij, më tepër për kureshtje?

Ehu, shumë i mirë besa, ia ktheu ky. Kam zier nja 3 - 4 herë dhe më kanë mbetur edhe nja dy të ziera si duket!...

**Haj medet po bënë Gania**

Një Ganiu nga Polaci, kishte zbritur në Skenderaj për t'u ankuar të kryetari Idriz Rreci të cilit po i thotë: - zoti Kryetar, para dy ditësh milicia serbe m'i ka marrë të gjitha lopët dhe m'i ka mbyllur në një stallë. Si pretekst kanë zënë se gjëja lopët e mia i paskan zënë në ara të shtetit. Për t'i liruar lopët, ata po i kërkojnë 300 DM, unë paratë nuk i kam, nuk di se ç'të bëj!

Kryetari nuk po di se çka t'i thoshte, dhe tek po mendohej ashtu qetë, priti e foli prapë Ganiu: - zoti kryetar, - t'i kisha pasur nja 30 shokë të fortë, paç me i ra stallës e me i nxjerr lopët prej aty, por ku me i gjetur 30 burra se?…

Hajt mor mos u bënë axhami, - po i thotë kryetari, po me i pas unë 30 shokë pas veti siç po i kërkon ti, i kisha ra stacionit e nuk kisha lënë milic të Serbisë të gjallë në Skenderaj!

**Këqyrin hutat**

Një kohë në Kosovë ('91-'95), në saje të politikës së "paqes " së LDK-së, serbet bënin ç'të donin dhe nuk i japin llogari askujt. Në mes ngjarjeve të shumta po veçojmë një:

- Në Prishtinë kishte ndodhur që një serb me uniformë të doganierit e kishte plagosur pa kurrfarë shkaku Ali Fazliun (40) me armë zjarri. Për më se 10 minuta nuk u lejua asnjë shqiptar që ta ndihmojë të plagosurin! Aty pari ishin të pranishëm mbi 100 shqiptarë, por që as njëri nuk bënte ballë për t'u përleshur me dorasin!

Njëri tha: - kështu e ka "demokracia" - me fjalë të buta e pa provokime, sidomos kur kërcet alltia, se të vrasin në ditëm drekë e nuk të lënë të vrarin me e prekë!…Rapsodi do thoshte:

"Mos mbet zoti pa i marrua
të tanë aty çka janë qëllua,
po a këqyr burri por si grua"…

**Sikur të ishte e mundur**

Ditë vere, vapë e madhe, punë në arat e bukës sa të duash, për ata që duan punën, dhe që duan të jetojnë vertikalisht, pa ia shtrirë dorën askujt. Një Semni Mustafa nga Prekazi tek po mihte misër tërë atë ditë të gjatë e më vapë, ia kishte djegur dielli shpinën shumë keq dhe po ndjente një djegie të pa durueshme në lëkurë. Nga mbrëmja, ashtu i lodhur e i djegur po i thotë një shokut të vet:

- Ah sikur të kishte qenë e mundur që pasdite ta qitja barkun në shpinë e paradite shpinën në bark, se më sakatoi dielli krejt!

**Si na u ndanë rrugët?!**

Pas shumë kohe u takuan dy veta të cilët njiheshin prej kohesh. Njëri nga këta nuk e kishte bërë kurrë qejfin qeder për çështjen kombëtare. Ndërkaq që tjetri ishte përpjekur dhe vazhdonte duke u ndeshur kudo me pushtuesin serb. Të tillë i kishte pasur ai edhe babë e gjysh. Ky tjetri që ishte lojal ndaj pushtuesit, po i thotë atij:

- More shok, si na u ndanë rrugët kështu? Ti shkove në atë farë Lëvizjen e atyre e nuk erdhe me ne në këtë partinë e butë, si ndodhi kështu?

E ke gabim zotëri, ia ktheu ky, - rrugët tona nuk janë ndarë sot, ato kanë qenë të ndara kaherë që nga stërgjyshërit, gjyshërit e baballarët tanë, prandaj…

**Ku mbeti nusja?**

Dikur moti njerëzit udhëtonin me qerre kuajsh ose qeshë. Një burrë nga fshati Saradran shkon për ta marrë nusen e tij që ndodhje në gjini. Ky ecte para qerres së qeve dhe nuk shikonte mbrapa, sepse "burrat" nuk shikojnë mbrapa! Duke kaluar një lum, qetë u vërsulen me vrull. Nusja ra nga qerrja e Ademi po vazhdonte rrugën pa e kthyer kokën mbrapa. Kur shkoi në shtëpi i doli e ëma përpara dhe po e pyet se ku mbeti nusja Ademooo?!

Ky edhe nga inati se çka mund t'i kishte ndodhur nuses u përgjigj: - Burri nuk e kthen kokën mbrapa për një nuse mori nënë!

**Drenicë jemi me ty!**

Gjatë luftës së fundit në Kosovë, një familje e Drenicës shkon në Prishtinë për t'u strehuar diku përkohësisht. Ai gjeti një shtëpi, pronari, po ia tregon rregullat, dhe po i thotë se paratë duhet t'i paguaj me paradhënie se nuk i dihet punës…

Drenicasi u hutua fare nga sjellja e Prishtinasit dhe po i thotë: - Po mirë mor shoq, ju e shqyet gurmazin duke bërtitur Drenicë jemi me ty, Drenicë jemi me ty!… E nga ana tjetër ti po kërkon edhe para me paradhënie!?

Hajt mor burrë- ia priti Prishtinasi, po sikur ne të ishim vërtetë me ju, ja ku është Drenica, kishim ardhur atje e ju kishim ndihmuar. Ajo është propagandë vëllai im, po ti paguaj lekët njëherë e më vonë (si gjithherë), ju Drenica do ta kuptoni edhe këtë!...

**Duke qeshur me zor**

Zekë Fazlija i Qubrelit, kishte pasur miqësi të vjetër me Mehajt e Prekazit. Kur shkonte Zeka për ndeje të Mehajt, gjatë netëve të gjata të dimrit tuboheshin e tërë lagja Mehaj. Ata i zbardhte agu duke biseduar e bërë shaka. Kur Zeka u plak, ai në fakt u sëmurë rëndë nga mushkëritë. Filluan që ta vizitonin njerëzit dhe ta pyesnin ç'kishte pësuar ashtu?
Po, tha Zeka: - Ju e dini që i kam miq Mehajt e Prekazit, dhe unë sa herë kam shkuar atje, ata flisnin çka nuk ishte fare dhe me pyesnin: - Zekë a është ashtu? - Unë ju thosha po. Ata me thoshin: - ani qesh pra! - Unë detyrohesha me qesh me zor, dhe siç më ka thënë edhe mjeku se mu kanë shterur mushkëritë, duke qeshur me zor të Mehajt e Prekazit!

**Me doreza boksi!**

Një student, i cili pos studimeve e kishte për pasion edhe sportin e boksit, një ditë dimri kishte shkuar në fshatin e tij dhe më pas kur ishte kthyer për në qytet, kishte harruar dorezat e boksit në fshat, pra në shtëpinë e tij. Një ditë, babai i tij para se të nisej për në treg, duke kërkuar dorëzat e veta, rastësisht i sheh dorezat e boksit të te birit. Eh, po thotë me vete: - këto duhet të jenë të nxehta, dhe i futi në duar e doli në treg!
Dorezat e trasha, dhe ky nuk kishte mundësi që t'i fuste duart në gjepa, kështu që tërë ditën u soll nëpër treg, me doreza boksi në duar. Njerëzit nuk guxonin që t'i ofroheshin, thoshin se mos ka luajtur nga mendja e kokës e po ve kë në nokdaun…

**Çka mund të jetë ky?**

Nuk është edhe e lehtë që ta zbërthejmë rrënjën e lartmadhërisë sonë!? Nga babai, mbret, shqiptar i besimit mysliman. Nga e ëma hungareze e besimit katolik. Nga e shoqja australiane, protestante e afrikane!
Vet i biri mbretit, shqiptar, muslimano-katoliko-protestan, shqiptaro-hungarezo-afrikan!

Po nipi, pra i biri i Lekës së Parë, i cili do të jetë "trashëgimtar" i ardhshëm i fronit gjithëshqiptar - çfarë do të jetë vallë? Kështu punë të ngatërruar besoi se nuk ke parë!...

**Zeqë Baksi**

Një Zeqë Baksi i Drenicës, pasi i vdiq i ati, ai mbeti vet që të kujdeset për shtëpi dhe për burrëri. Një mik i tij kishte dasmë dhe e thirri Zeqën. Ai i mori dy kuti me cigare, dhe u nis për në dasmë. Para se të shkonte në konakun e të zotit të dasmës, u ndal të një livadh me kumbulla dhe tha me vete: - të mësohem pak se si hyhet ndër burra. Ia nisi Zeqa e po u thotë kumbullave: - Ju ngjatë jeta burra! E për hair dasma, o i zoti shtëpisë, - po i thotë Zeqa një kumbulle që ishte si më e vjetër dhe ia gjuajti dy cigare! Nga dy ua gjuajti edhe disa kumbullave që ishin si më të vjetra, duke ju thënë: - meraba edhe ju burra! Ndërkaq disa kumbullave që ishin më të reja ju hodhi vetëm nga një cigare, duke ju thënë meraba edhe ju djem! Cigaret iu mbaruan, dhe pipave të ri të kumbullave po u thotë: - ju fëmija nuk e pini duhanin dhe mirë bëni që nuk e pini se ju bënë dëm.

Zeqës ju duk se mirë e qiti rendin dhe u nis për në dasmë. Ata e priten e nderuan , dhe i vunë duhan përpara siç ishte zakoni. Ky po ua bënë Zeqa dasmën për hair, dhe po do me ia dhënë atë "rendin" e vet ashtu si e kishte ushtruar te kumbullat e futi dorën në xhep dhe e pa se kutitë e duhanit ishin të zbrazura!... Ai u zu ngushtë, dhe po u thotë dasmorëve: - meraba burra dhe në qoftë se më dëgjoni mua, shkojmë deri të livadhi i kumbullave dhe e ndezim nga një cigare, se qe besa të gjitha atje i kam lënë!…

**E rrahën për lesh mjekre!**

Në një postbllok të milicisë serbe në fshatin Nedakoc, nën pretekstin e mjekrës e rrahën një të ri shqiptar, dhe e dërmuan dajak milicët e Sërbisë. Sipas tyre, kjo nënkupton se ky djaloshi që paska lëshuar mjekrën dashka që t'i bashkëngjitet ushtrisë Çlirimtare të Kosovës! Djaloshi në përpëlitje e sipër po iu thoshte atyre: - O, jo nuk është ashtu mor njerëz, se po qe vetëm me lesh mjekre me u bë ushtar i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, dhjetëra vetë para meje do t'i bashkëngjiteshin si: -Hajrullah Gorani, Mehmet Kraja, Shkëlzen Maliqi, Veton Surroi, Murteza Nura- Xaja, Ali Lajqi e shumë e shumë të tjerë…

**Nga një pako për "Qeverinë!"**

Tre student nga Kosova me qëndrim të përkohshëm në Heidelberg të Gjermanisë i shkruan "Rilindjes", duke i propozuar me këtë rast që mërgata shqiptare të japin për "qeverinë" e Bukoshit, të paktën, nga një pako cigare në ditë!

Filluan pyetjet se kjo a vlen edhe për ata që nuk e pinë duhanin e shumë pyetje tjera… Njëri priti e foli: - lëreni këto dokrra, "qeverinë" e Bukoshit dhe Rugovën nuk ka kush që i ngopë me duhan, ata ta pinë dynjanë. Mirë tha tjetri, atëhere "qeveria" t'i mbaj cigaret për vete, ose t'i shes. Jo mor burrë nuk bënë me i shitur, kjo para popullit i bie se "qeveria" e Bukoshit po bënë kontrabandë me duhan që i ka dhënë mërgata, mu në këtë kohë lufte!...

**"Shtëpitë e zotit"**

Në kishat që i ka përvetësuar Serbia, si manastirin e Deçanit, patrikanën e Pejës, manastirin e Deviqit e plotë të tjera, milicia dhe forcat tjera paramilitare serbe, kishin vendosur armatim në to me të cilin vrisnin shqiptarët dhe po bënin spastrimin etnik të tyre. Sa të pa respekt janë serbët ndaj institucioneve fetare! Ta zëmë LDK-ja kurrë nuk e ka bërë një gjë të tillë, në xhamitë tona. Ata në fakt ndonjë herë e kanë mbajtur ndonjë mbledhje partiake aty, mbase e

kanë dhënë edhe ndonjë pikë muzikore, por kurrë nuk kanë luajtur me fishek e rrethatore, jo LDK-së kurrë kjo punë nuk i ka shkuar për dorë, as në shtëpitë e zotit e as në ato të te zotit!

**Fascionuse**

Gjatë kohës së luftës TVSH, dha lajmin se shumë të rijnë nga Tetova, Gostivari, Struga e Kumanova shkuan në Kosovë dhe ju bashkëngjiten radhëve të UÇK-së për të ndihmuar çlirimin e Kosovës nga okupatori serb. Thënë të vërteta lotët më rrëshqitën për faqe nga ky akt sa madhështor aq edhe fascionus. Kur po shihja që shumë nga të rinjtë tanë që jetonin në Kosovë, nuk e kapnin pushkë me dorë, për t'i dalë atdheut zot në ditët e tija më të vështira! Një shoku im më tha: - një fjalë e urtë e popullit thotë,"kur t'ia hash çuranin Dakes, lidhe tëndin për këmbë të arkës!", dhe kjo më dha shpresë…

**Ti je i besueshmi i tyre**

Në kohën e ish Jugosllavisë në shtetet e perëndim ka pasur disa klube, ku punëtorët tanë atje takoheshin e bisedonin, ndonjëri edhe spiunonte nga pak. I tillë kishte qenë edhe kryetari i një klubi të atëhershëm Jugosllav. Në një mbledhje , ai të pranishmëve po u thotë: - Vëllezër, këtu siç e dini jemi në dhe te huaj, prandaj duhet pasur kujdes se po na spiunon kush!

Nuk e besoj- priti e foli njëri, fundi i fundit shoku kryetar ne s'po bëjmë asgjë të keqe kundër Jugosllavisë, po edhe me bë dikush diçka, para teje s'mundet kush me mbërri e me spiunua, mu për këtë të kanë vu në krye të këtij klubi!

**Nuk jam unë ai?**

U takuan dy shokë në qytetin e Skenderajt diku në vitet e '90-ta, dhe po bisedojnë. A po vjen edhe ti në partinë tonë? - po i propozon ai shokut që takoi.

- E në cilën parti ke aderuar ti të lutem?
- Unë jam në një "parti" që mendon se vetëm me luftë mund të fitohet liria!
- Mirë pra, ia ktheu ky shoku, por kam interes të di se çka duhet të bëj unë atje të ju?
- Në programin tonë është rezistenca aktive, pra me i sulmuar dhe djegur me benzinë stacionet e milicisë serbe me gjithë ç'kanë brenda!
- Për sy të ballit me ke ngatërruar me dikë tjetër, se nuk jam unë që e djeg stacionin e milicisë serbe. Bile mos me qenë nëna ime, unë mërdhi, se as stufën nuk mundem me e ndezur. Ne të kësaj partisë së butë, nuk ia kemi takatin pasha bacën me djeg gjë, pos taksirati i këtyre cigareve që i sakatuam…

**E vajtuan si më pas vdekur!**

Në kohën kur shteti Gjerman filloi t'i kthente azilkërkuesit shqiptar, në fakt shumë nga familjaret e tyre në Kosovë filluan të shqetësohen, ngase burim i vetëm i ekonomisë, ishin ndihmat e tyre që ua dërgonin nga shtetet e ndryshme të perëndimit. Një sa po të kthyer të tillë, familja e tij në vend që të gëzohej për bashkimin e tyre me të birin pas sa vitesh, ata e paskan qarë sikur të kishte ardhur në arkivol!...

E sa kanë ndryshuar kohërat: Dikur kur ktheheshin kurbetçinjtë në shtëpi, e tërë lagja shkonin dhe uronin për ardhjen e tyre shëndosh e mirë. Tani qajnë familjet, pse u kthehen bijtë e tyre në shtëpi të veta! Mos e harroni atë thënien e urtë popullore: "Nuk është mirë peshë me u qua, në vende të huaja me lakmua"...

**Eh, çka ishte diktatura**

Ja, pra, sa mirë që u ngopëm edhe me “demokraci”, po thoshte njëri mu në sheshin e Tiranës. Që ta dini ju - thoshte ai, në kohën e Enver Hoxhës populli nuk ka mundur që të mbytet në det, as që të luftoi mes vete për pikë të qejfit, as emrat nuk mund t’i ndërronin e të bëheshin grek, Italian, Bullgar etj. As  armatimin populli nuk mundur ta grabis, as piramida nuk kishte atëbotë - diktaturë hesapi!...

Falë “demokracisë” tani, mund të mbytesh me gomone në det, merr automatikun e vrit kë të duash, hipi tankut dhe bëri gjiro qytetit, po kështu nuk ka qenë mor burra as në kohë të mbretit, nëse dëshiron, futja minat urës…Po, ruana zot prej diktaturës!...

**Nuk tutet shosha me arushë!**

Një aktivist i këtyre partive politike i cili hiqej si trim, një ditë tek po e mbante një tubim në një fshat, disa të rijnë vendosin që ta frikësonin. Një çun, po i thotë atij ngadalë të veshi:

- Milicia serbe kanë ardhur në oborr, dhe po të kërkojnë - çka t’ju themi?

Atij të gjorit sa nuk i ra të fikët! Dy fshatarë, që ishin të pranishëm në mbledhje, dolën në oborr për të vëzhguar, pas pak ata erdhën brenda, dhe i thanë kryetarit se në oborr nuk kishte asnjë milic. Ky aktivisti, duke e vërejtur se të rinjtë e kishin sprovuar, priti e tha:

- Vazhdojmë mbledhjen burra, se nuk tutet shosha me arushë!– e kishte humbur fare i gjori.

**Në Gjakovë**

Para më shumë se 30 vitesh, një plak nga Drenica kishte shkuar në Gjakovë për të blerë jorganë. Ai më pas ishte futur në një gjellëtore për të ngrënë drekë. Disa djem Gjakovarë po e pyesnin plakun nga ishte? - plaku u shpjegoi se ishte nga Drenica dhe se kishte ardhur në Gjakovë për të blerë disa jorganë.

Eh, ju të Drenicës; nuk keni pasur kurrë një njeri të zotin në pushtet e me shkollë siç i kemi në Gjakova që po e mbajmë Kosovën gjallë, - po i thonë ata dhe filluan t’ia numërojnë që nga Mehmet Hoxha, Veli Deva, Xhavit Nimanin, Fadil Hoxhën etj. Që besa mirë e keni, - po ua kthen plaku nga Drenica: Se mos me kanë qeta burra të Gjakovës që po i zini ngojesh, Kosovën deri me tash tri herë  e kishte marrë Shqipnia!...

**E mashtronim me duartrokitje**

Po bisedonin dy veta në një nga kafenetë e Tiranës: - A keni qenë ju kundër sistemit të Enver Hoxhës mor Tiranës?

- Po mor Kosovar, të gjithë kemi qenë kundër, të gjithë! Kurrë nuk e kemi dashur atë sistem.
- Po mirë, ju mbi tre milion njerëz kundër Enverit, si nuk e diktonte ai këtë, si ka mundësi që ai nuk e kuptonte se ju e urrenit kaq shumë?!
- Ehe, e mashtronim me duartrokitje…
- E, për sa vite e mashtruat kështu ju Enver Hoxhën me duartrokitje?
- Për zot mor burrë, për më se dyzet vite rresht ia hodhëm ne kështu Enverit!
- Të hedhur se jo shaka- ia ktheu Kosovari!...

**Janë veshur të gjithë**

Disa shokë në një ndeje, po bisedonin se si në anët e Gjilanit, Therandës, Ferizajt, Prishtinës etj. Sikur nuk po ia nxjerrin as një telashe Serbisë. Në kohën kur pjesët tjera të popullatës së Kosovës po luftonin me se kishin kundër pushtuesit gjakatar serb, duke i veshur uniformat e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, dhe duke u rreshtuar në radhët e saja.

Po si duket nuk “kanë mundësi” , or ti, -ia priti tjetri. A nuk e sheh se është kohë pune: Gjilanasit janë duke mbjell duhanin, Therandasit pas rrushit, Ferizajasit luajnë bilardo, në Prishtinë po pihet shumë limonada etj...

Jo, besa e ke gabim, - ia priti tjetri. Në Therandë janë veshur që të gjithë!

Eh, sa me erdhi mirë që ju në Therandë qenkët veshur, - po i thotë Prishtinasi. Në Prishtinë për sy të ballit s’ke pse del, na bënë gazin e botës, djem e vajza gjysmë lakuriq!

**Ata s’ishin të ekologjisë!**

- A dëgjove që Namik Hoti para ca kohe kishte shkuar në Beograd!?

- Pse tani e more vesh ti? - jo mor, ka kohë që kam dëgjuar, se mos është hera e parë që ky shkon atje?...Tek po bisedonin një Tiranës me një Prishtinas, në një lokal të qytetit. Tiranësi po i thotë Prishtinasit: - Po Ibrahimi i juaj që për ditë po shkon atje me gjithë suitën e tij, këtë nuk po e shihni ju? – e megjithatë ne nuk po u themi as gjë! Të paktën Namiku ynë po shkon për çështje të “ekologjisë”, po tuajt që nuk janë as të ekologjisë, çfarë kërkojnë atje?...

- Eh, këta të Ekologjisë së Ibrahimit e kanë në program që herë pas herë ta ndyjnë ambientin! – ia ktheu ai.

**A ta pyesim plakun?**

Që moti dy vëllezër kishin vendosur ta ndanin pasurin dhe gjënë e gjallë dhe të jetonin se cili në shtëpi të vet. Ata shkuan për ta pyetur plakun e urtë se si ta ndanin pasurinë mes vete, si vëllezër që ishin, prandaj nuk donin t’i hynin në hak njëri- tjetrit.

- Plaku i urtë po u thotë: - A jeni vëllezër të vërtetë? - po ia kthyen ata. Atëherë kot qenkeni munduar deri këtu!

- Pse kot?, - e pyeten ata përnjëherësh.

- Po nëse jeni vëllezër të vërtetë siç thatë edhe vet, atëherë është shumë lehtë që ta ndani pasurinë: Me vëllanë çdo gjë e ke përgjysmë, pasurinë, fitimin, varfërinë, të mirat, por edhe të këqijat. Prandaj e ke vëlla, dhe i thonë vëlla!

**Mos d’vet çka nuk d’vetet!**

Na paska qenë një herë një grua e cila kishte mbetur e ve dhe si dukej kishte vendosur që të mos martohej më. Por, se si i vjen puna dhe martohet serish. Pas disa kohësh burri i saj i dytë po e pyet të shoqen:

- Po më Vjenë keq, por do të pyes diçka, moj grua: A më tregon drejt; a më i zoti ka qenë ai burri i parë që e ke pasur, apo unë? Këtë pyetje ai ia përsëriti disa herë gruas, ajo u shtrëngua dhe i tha:

- Ti njeri, nuk është borxh me d’vet çka nuk d’vetet, se qe besa burri i parë tërë ditën kishte lëvruar arën, dhe në mbrëmje na kish ba punë të dyve, po lërë atë muhabet se nuk është për ne!...

**Duku**

Një fshatar shkoi për të jetuar në qytet. Shokët e shumtë që e thërrisnin në telefon, kur e mbaronte bisedën me ta, u thoshte: - mirë u dëgjofshim dhe dukuni!

E shoqja e tij u lodh duke pritur e përcjell mysafirë, kështu që një ditë po i thotë të shoqit: - Pashë besën mor njeri im çka do të thotë kjo fjala dukuni? - I shoqi po i thotë se kjo është kur e fton një mysafir për vizitë i thua duku, eja etj.

E me i thënë ç’dukuni, çka i bie? - Kjo do të thotë mos eja, ik, humb etj.

Nga ajo ditë kur i shoqi i saj nuk ishte në shtëpi, ajo atyre që telefononin u thoshte: - Mirë u dëgjofshim dhe ç'dukuni!

**A ta bana qejfin?**

Nasuf Oruqi nga Prekazi, plak zotëri e nazeli i madh e po edhe ca merakli, nuk prekte punë me dorë. Zgjohej vonë, kafenë e pinte tërë naze, qelibarin në njërën dorë, si thonë pa e bërë qejfin qeder. Një Sheti i Brahimit, fqinjë i tij, njeri punëtor e pa naze, shkon një ditë në mëngjes dhe pi kafe të Nasufi. Sheti këtë ves sikur e trashi dhe po shkonte gati për çdo mëngjes! Një ditë e vërejti se Nasufi nuk po i bënte çehre dhe po i thotë: - Nasuf unë po vij me të vizitua dhe me ta ba pak qejfin me këto vizita e ti sikur po më rri pak pa çehre…
Qe besa mor Shet Brahimi, sa herë që po vjen tamam qejfin po ma dhjenë. - e sot më ma ke dhie përtej hesapi…

**Pesëqind dinar mixhë**

Një fshatar i varfër, s'kishte gjë para shpirtit veçse një buallicë. Ndërkohë buallicën duhej mbarsur dhe s'kishte buall kudo. Fshatari i gjorë ia mësyn një zotërie që ishte i pasur dhe që kishte edhe buall e buallica. Trokiti në derë dhe duel një çun i ri e po i thotë plakut:
- ne buallin e lëshojmë, por më parë axhë duhet të paguani 500 lekë!
- Nuk kam mor çuni i mirë, - ia ktheu plaku, me shpresë se buallin po ia lëshojnë pa lekë.
- Ke, s'ke, kaq kushton ose ikë nga ke ardhur e mos na pengo!
- Plaku e vërejti se nuk do të merret vesh me çunin, dhe në hidhërim e sipër po i thotë:
- Dëgjo more djalë i ri; po t'i kishte mixha 500 lekë, nuk do të kishte ardhur axha të ju që të mi hipni buallicës, se axha do t'i kishte hipur vet!

**Qysh e kam ftujën?**

Dikur moti kishte lindur iniciativa që familjet e pasura t'i ndihmojnë ato të skamurat. Aksioni kishte marrë emrin: "Familja ndihmon familjen!". Një i pasur, i cili paksa krekosej, doli në treg dhe e bleu një dhi të cilën ia dhuroi një fukaraje, që ishte si mos më keq, por që krenarinë dhe shpresën për të ardhmen nuk ia kishte vrarë varfëria.
Coli i varfër sa herë që dilte në treg, takonte zotërinë i cili enkas e pyeste: - Colin; si e kam ftujën, si ka dalë për gjiri ajo fisnike etj?...Coli i varfër gjithnjë i thoshte mirë të faleminderit, mirë dhe i buzëqeshte pa dashje…
Një ditë Col fukaraja u lodhe me këtë avaz, dhe po i thotë zotërisë:
- Dëgjo or ti zotëri, eja e merre ftujën e në rrotë t'samës ti me gjithë ftujen tënde! Nuk kam mundësi që sa herë të takohemi, të buzëqeshi dashje pa dashje ty, për shkak të një dhie…

**Pasha zotin hunda ime paska qenë!**

Dikur kishte qenë rrezik te merresh me kontrabandë të duhanit. Një i Polacit se bashku me një të Prekazit, shkojnë në Gjilan për të blerë duhan. Udhëtimi ishte me rreziqe dhe bëhej vetëm natën. Ky i Polacësi kishte qenë me një grip, dhe ju kishin zënë hundët. Duke udhëtuar natën nga lodhja, fishkëllima e hundës i duket sikur fishkëllim xhandarësh dhe i thotë shokut të vet: - ik se na zunë xhandarët, duke ia dhanë vrapit. Pas dy-treqind metrash ndalën pak me përgjua. Atij hunda prapë "fiu", e ta marrin prapë vrapin. Dikur shok i tij e vërejti se ishte hunda e tij, e kapi për krahu e po i thotë: - ndal o burrë se na mbyte se nuk ka xhandar, por hunda jote po fishkëllen. Ai u ndal dhe për të vërtetuar po i fyen hundës e cila po i bënte; fiu, fiu, fiu...

- Pasha zotin hunda ime paska qenë- po i thotë ai shokut të vet, dhe në shenjë revolte t'ia mbështet hundës së vet grusht sa i plasi gjaku!

**A do me t'rrah, a do me t'vra?**

Një inkasant, atë kohë, bënte belanë kush nuk i përgjigjej tatimit të shtetit Jugosllav. Ai i denonconte fshatarët në pushtetin e atëhershme, dhe pasonin masat pastaj...Ai na del në fshatin Mikushnicë për të kërkuar tatimin dhe takon një Arif Qorrin, i cili ishte i varfër dhe nuk kishte më së t'ia paguante tatimin Jugosllavit.

- Pse ti Arif nuk ia paguan "Porezin" Titës? - po e pyet me kërcënim inkasant Qazim Rama.
- Nuk kam ku t'i marr zotëri - ia ktheu Arifi pa të keq.
- O paguaje "porezin", o t'i marr teshat e shtëpisë! - e kërcënoi Arifin, "poreznik" Qaza.
- Ashtu ë, po i thotë Arifi. Prit pak pra zotëri Qaza se tani do ta paguaj "porezin", dhe e nxori një hu prej gardhit, mirëpo Qazës kjo nuk i mbushi sy, ngase Arifi me shtat ishte i imtë. Arifi, më pas nxori edhe koburen prej brezit e ia vuri Qazës në gjoks, duke i thënë: - A do me të rrah me dajak, apo do me të vra me krejt?!... "Poreznikun"ma lëshuan këmbët, dhe po i thotë: - Aman Arif Qorri, më rrih sa të duash veç me kobure mos luaj!

**E mori reumatizmin**

- Hë, që kur ecën ky kështu shtrembër, çka i paska ndodhur vallë?
- E pra, e ka marrë reumatizmin dhe sa nuk është paralizuar fare!
- Po ka qenë shëndosh si molla. Plisin e mbante në lule të ballit, revolen se hiqte kurrë nga brezi...e kush hiqej si ai.
- Po, pikërisht revolja ia dha reumatizmin!
- Jo mor, po ky paska qenë trim i madh si duket?!
- Jo, or ti jo, ky revolen me leje të pushtetit të Serbisë e kishte, shtinte nëpër dasma sa herë që donte. Më vonë, po ky pushtet ia mori revolen- këtij i mbeti vetëm reumatizma prej saj...

**Mëngjes e jo kafjall**

Mon Kodra nga Prekazi i Ulët, kishte pasur një djalë te vetëm. E rriti dhe shkolloi. I biri më pas filloi punën si mësues në fshat. Prindërit u gëzuan pa masë dhe nuk kursenin gjë për të. Sa kërkonte i biri mëngjes, e ëma i sillte ve të skuqura, qumësht, kajmak e çka jo. Sa shkonte djali në punë, plaku kërkonte kafjallin, por e shoqja plakut ia dridhe, i shtronte gjizë, djathë e ndonjë qepë!...Një ditë plaku po mendohet me vete, e po thotë:

- A thua vallë të jetë ky mëngjesi ndryshe nga kafjalli? - Ai të nesërmen po i thotë plakës së vet: - moj plakë, edhe unë sot dua mëngjes e jo kafjall! - mirë tha plaka, dhe pas pak i solli plakut ca bukë me qepë, e gjizë. Kur plaku e pa se prapë bukë e gjizë, po i thotë plakës:
- Ç'është këta, moj të martë mortja, po unë të kam kërkuar mëngjes si të djalit e jo kafjall me gjizë e qepë se me rrope, dhe në shenje revolte, ia plasi plakës gjizën turinjve!...

**Nuk janë të lavdueshëm**

Një çun po e pyet një plak që ishte bukur në zë për urtësi në ato anë: - Çfarë mendimi ke ti axha Shaban për ata njerëz që hiqen si asnjanës? - pra as me ne e as me ata.

- Për zotin, po thotë plaku, - ata që qëndrojnë në mes të dy rrugëve nuk udhëtojnë për as kund. Populli ka thënë dikur: "As hairi i shqiptarit e as sherri i shkjaut!" Po të thotë ty axha se ky soj i njerëzve nuk është hiç i lavdueshëm. Nuk e di njeriu i gjallë, se me kë janë këta njerëzi deri në minutën e fundit! Kur të vjen momenti, këta hidhen hop, e të thonë:
- Ne jemi me të fortin, dhe ta lënë lamtumirën pa hiq gjë!...

**Jo isha duke folur për Azem Bejtën!**

Në një dasmë në Syriganë, një burrë goxha i moshuar po iu tregonte dasmorëve se si "kishte" luftuar kundër pushtuesit Serb gjithmonë e jetë- edhe kur kishte qenë i ri...
- Burra, - po thoshte ai, në një rrethim që më ishte bërë, as zogu i malit nuk shpëtonte. Kërciste pushka në të katër anët, por edhe unë i gjuaja shkit pa ia nda, dhe thërrisja me sa zë kisha, ooo prite, prite....
ndal pak, - ia priti një bashkëmoshatar i tij që e njihte shumë mirë plakun, madje edhe në rininë e tij. - Ti na trego një herë për kë e ke fjalën?
- Prite Azem Bejtën, e drodhi ai, pasi që e vërejti së do t'i dalin gënjeshtrat për lëndinë. Isha duke treguar për Azem Bejtën, kur e kanë pas rrethuar Shkit. Ë, ashtu po- plotësoi tjetri.

**Haj medet kush paska mbetur**

Shkon një i Drenicës për ngushëllime të Osman Zhitia diku në vitet e '90-ta. Aty e presin shumë burra të Llapit. Pas ngushëllimeve, filloi muhabeti i zakonshëm. Drenicasi po ia jepte bukur si lartë, por ishte edhe shakaxhi. Dikur Osmani po e pyet: Lum miku a mund të na thuash se kush ka mbetur në Drenicë tani pas Ahmet Deliut, Tahir Mehes etj.? Ky miku duke menduar se do t'ua mbushi syrin burrave të Llapit, po thotë: Qe besa mbas gjithë atyre trimave në Drenicë, tani kam mbetur unë vet!
Osman Zhitia qohet në të dy gjunjët, i ofrohet më afër që ta shoh më mirë mikun, dhe po i thotë: -Mos e ke ngatërruar punën me ndonjë tjetër lum miku? - Jo besa po i thotë ai më zë edhe më të lartë; bash unë kam mbetur!
E pra haj medet kush paska mbetur, or Mehmet zeza - ia ktheu Osmani.

**Jo, më mirë në terr!**

Një punëtor që po punonte në, Zvicër shkon për ta vizituar një kushëririn e vet që ishte azilkërkues atje. Thuaj se ishte mbrëmja, ky po i thotë kushëririt te vet: - Salih, ndize atë llambë të lutëm se ka filluar të errësohet. Është e djegur, ia ktheu Salihu. Ky, mendoi se kushëriri i tij si azilkërkues qe ishte, mund të jetë pa as një lekë në xhep. Prandaj e futi dorën në xhep dhe po i thotë: -ja paratë dhe shko e blej dy llamba.
Jo, kushëriri im, jo - ia ktheu Salihu, unë mezi kam pritur që të digjet llamba!-Ti nuk e di, me ba e më pas llambë këtu, nuk ka njeri që futë gjumë në sy- këta ia këpusin lojës me letra deri në "llullë të sabahit!" e kështu jemi rehat, ti do të heqësh pak, e ke pasur "taksirat", më mirë jemi në terr, por pa sherr...

**Ne po e hajshim ni nom...**

Dikur në Kosovë kishte pak vetura, e në veçanti në Skenderaj, që ishte dhe mbeti pjesa më e varfër e Kosovës! Një Latë Hoti, "posllanik" i asaj kohe, kishte blerë një veturë, mirëpo nuk dinte ta ngiste. Për këtë qëllim, kishte marrë një shok të vetin që ta mësonte. Pasi ia mori dorën disi, Lata deshi që ta provojë veturën vetëm, dhe la shokun në shtëpinë e tij së bashku me zonjën, sa të shkonte ai deri të lisat e Xanit dhe të kthehej prapë. Ky shoku i tij po bënë muhabet me të zonjën e Latës, kurse Lata i gjorë, hë po kthehet këtu, e hë atje, arriti deri në Drenas! Deri sa Lata erdhi në shtëpi kaluan mbi dy orë. Kur u fut Lata në shtëpi, e shoqja po i thotë: - ç'u bane kështu njeri, ne po e hajshim ni nom me këtë shokun tënd, deri sa po ktheheshe ti me veturë!...

**O puthu me mua, o me priftin!**

Një nuseje të sapomartuar i shoqi po i kthehej si vonë në shtëpi?!... Ditë prej ditësh, ajo vendosi që ta përcillte se nga po i shkon i shoqi? Ajo vërejti se burri i saj u fut në një objekt ku mbaheshin zakonisht ritet fetare. Po e sheh të shoqin kur Priftit ia puthi dorën dhe të dy faqet në shenjë respekti për te, më pas ata të dy ia krisen mezes e rakisë. Nusja u kthye në shtëpi dhe po e pret të shoqin i cili u kthye dikur vonë i bërë xurxull. Kur ai erdhi në shtëpi u shtri pranë nuses dhe po do me e puthur nusen e vet në faqe. Ajo e hidhëruar në kulm që ai ishte vonuar dhe dehur e bërë tapë, po e largon duke i thënë:

-Ti njeri im, prej sot mati punët mirë: O puthu me mua, o me priftin, se qe besa me të dy më jo!...

**Po i mpreh dhëmbët biro!**

Një inkasant i asaj kohe, shkon të një fshatar i varfër për të ia kërkuar tatimin që ai nuk ia kishte paguar pushtetit të ish Jugosllavisë. Këtë inkasantin e kishte marrë uria, dhe po i thotë atij fshatarit që t'i bëjë pak bukë, kurse një çunakut po i thotë që të ia sillte një legen dhe një kovë me ujë. Ai filloi e po i lanë dhëmbët me furçe! Çuni nuk kishte pa kurrë më parë njeri duke i larë dhëmbët, dhe po e pyet babën e vet: - Or babë, çka po u bënë dhëmbëve ky njeri me këtë furçe?

I ati (pasi që nuk dinte se çka t'i thoshte të birit, ngase as ai nuk kishte pa më parë njeri duke i larë dhëmbët me furçe), i tha:

- Pasha babën me sa po marrë vesh unë, ky po i mpreh dhëmbët me atë furçën me na i hëngër qeto pesë copë dhi që na kanë mbetur pas shpirti!...

**Prej Xhamisë në kafe të rakisë!**

Pajazit Beka nga Kuqica, edhe ky inkasant i pushtetit të ish Jugosllavisë i cili për fshatarësinë e atij rrethi ishte bërë sinonim i së keqes me sjelljet e tija të liga, për t'u treguar besnik i pushtetit dhe i sistemit Titist.

U plak ky Pajazit aga dhe u pensionua. Kur erdhi kjo demokracia e gjorë, Pajaziti na e vuri kapuçin e zi, i bleu një palë tespi e na u bë myezin në xhami!...Ditë tregu, Ramazan, e takoi vendasin tim; Agim Ramadanin i cili e mbante Ramazanin. (Për habinë tim në kafene të rakisë), me birrë e cigare përpare!

Hë Agim, çka u bë me ty kështu? E di ti që është Ramazan, apo nuk e di? Po besa e di mirë, dhe Ramazanin e kam mbajtur deri me sot. Mbrëmë shkova në xhami me i falur taravitë, kur ç'të shoh, Pajazit „porezniku" ishte bërë myezin! Ehë, - i thash xhematit, po a mbas Pajazitit me u falur a?! Jo mor për zotin kurrë më jo, - e si po e sheh prej xhamisë e drejt në kafe të rakisë...

**Mos ka qenë tjetër kush biro?**

Një Tahiri nga Klina e mesme, kishte mbaruar shërbimin ushtarak në kohën e ish Jugosllavisë. Me këtë rast i shkojnë disa shokë për vizitë . Babai i Tahirit, pasi që ndenji dhe bëri muhabet me shokët e të birit, nga se ishte lodhur nga punët e ditës, por edhe se dëshironte që të rinjtë t'i linte të lirë të bisedonin mes vete, iu kërkoi falje dhe u shtri gjëja për të fjetur në një qoshe të odës. Tahirit, ia mori mendja se i ati kishte fjetur, dhe ia nisi bisedës e po ju tregon shokëve të vet për „trimëritë" që i kishte bërë në ushtri. E rraha një ushtar serb, - thoshte ai, më pastaj një rreshter, mandej edhe një dhjetar, por më interesant ka qenë kur e kam rrahur një kapiten! Besoni burra, kapiteni i ka pasur mbi 100 kg., - dhe si i kam rënë boks, me të parën e kam rrëzuar për tokë- po thoshte Tahiri! Babai i tij që po dremiste, kur i

dëgjoi këto fjalë (duke e njohur të birin që s'është njeri që i bien kujt grusht) u ngrit e po i thotë: - Mos ka qenë tjetër kush biro?

- Po pra babë, - ia drodh Tahiri, - isha duke treguar për një shokë timin që e ka pas rrëzuar një kapiten serb me një të rame!

- Ehë, kështu po, - ia ktheu plaku, - se ti mor biri im, nuk je që i bien kujt pasha babën, veç taksirati i këtyre shokëve dhe i imi që na lënë pa pikë gjumi sonte...

**Dhëndëri i „mençur"**

Njazia nga Vraniçi i Suharekës, i cili merrej edhe me kultivimin e bletëve, ne fakt e kishte edhe si ves dhe për bletët bisedonte kudo dhe me këdo që takonte. Shkon një ditë te i vjehrri i vet dhe filloi e po i shpjegon atij për dobinë që na sjellin bletët, ku veç mjaltit, bletët kanë edhe shumë veti tjera shëruese. Ai po i thotë vjehrrit të vet se po të thumboi bleta, ti s'ke nevojë më për barëra të mjekut! Pra më mirë është me të thumbua 20 –30 bletë sesa me i marrë një kuti hapa, ose 10 injeksione!

- Hajt mor dhëndër e mos u bënë gomar, - po i thotë i vjehrri, se po të ishte ashtu, mjeku në vend të injeksioneve ta fut një grusht bletë ndër pantallona dhe mbaroi puna!...

**Mbase kërcet vetë**

Ish milicia serbe, kishte rrethuar një fshat të tërë me forcat e veta, ndërkaq kishte përdorur edhe helikopterët! Agroni, ishte fare i ri dhe ende nuk po e kuptonte se ç'po ndodhte, ai kishte marrë çiften e gjyshit të tij dhe u fut në odë e po i thotë babait të vet: - O babë, merre çiften e gjuaje helikopterin se po vjen! I ati po i thotë të birit: - Çoja gjyshit e ndoshta ai bënë gajret, se babës Gani, nuk po ia qet...

Gjyshi i tyre Kola, po i dëgjon nip e bir, dhe po u thotë: - Besa mor bijtë e mi, me pas qenë gjyshi i pushkës, tash ma kishit sjellë bukën në mejdan të luftës... po lëne atë të uruar të lama, mbase kërcet vet e na i del kënga!...

**Edhe filxhanin ta ha**

Ferat Beqa i Klinës, shkon me disa kushëri të vet për ngushëllime të një mik i tij. Ata i pritën mirë, me kafe e duhan sipas rendit, dhe pasi që i pinë kafet, miku i tij po i thotë Feratit:

- A ta sjellim edhe një kafe Ferat?

- Jo nuk mundem më - po i thotë ai, por ti mos u mërzit se ne e mbaruam rendin me kaq.

- Pashë besën a mundesh me e pi edhe një kafe - prapë po e pyet miku i tij, Feratin.

- Pasha besën lum miku, t'i pijë dhjetë, edhe bludën me kafe ta ha më në fund, por nuk ka nevojë më. Në ngushëllime një kafe pihet, si zakonisht e dyta për gëzim, ne i pimë kafet, të ngushëlluam, dhe na jap leje të ecim...

**A bleve gjë**

Dy vëllezër nga ana e Gjilanit, të cilët kishin mbetur të vetëm në pleqëri, ngase u kishin vdekur gratë. As fëmijë nuk kishin pasur kurrë, dhe ishin të detyruar që punët t'i bënin vet. Njëri prej tyre iku në treg për të blerë ca gjëra të nevojshme për shtëpi. Në të kthyer nga tregu u takua me dy miq të vet e po bisedojnë.

- Ata i thanë se sonte jemi në konak tënd. Po, ju e dini se nuk ka kush u gatuan e shtron, por do bëjmë disi- ia priti ai, pasi që nuk kishte nga të ia mbante.

- Ata blenë ca gjëra u ngarkuan dhe u nisen. Kur arritën në shtëpi, vëllai tjetër i priti me kafe e duhan siç është zakoni, më vonë hëngrën edhe darkë e po bisedojnë.

- Vëllai i madh, po e pyet të voglin se si kishte kaluar në treg dhe a kishte blerë gjë?

- Po besa i bleva dy kuaj, - iu përgjigj i vëllai duke aluduar tek mysafirët!...
- Po a erdhe hipur a zdrypur? - po e pyet i vëllai prapë.
- Jo, nuk iu hipa, veç i ngarkova - po i përgjigjet ky.
- Njëri nga miqtë duke e kuptuar meselenë, po thotë: Besa është dashur me u hipur e me i ngarkuar dhe me i ngarë në vrap se e kanë lypur!...

**Unë jam në shtëpinë time!**

Avdi Mustafa i Prekazit, në një mëngjes dimri shkon për të ndenjur tek Bislimi- fqinjë i tij. Mirëpo ky Avdiu e zgjati pak përtej mase e ndenji deri në mesnatë! Edhe pse ishte ditë dimri njeriu i gjallë duhet që të kryej ndonjë punë në shtëpinë e vet. Tërë atë ditë ai ndenji ngujuar në odë duke e dëgjuar Avdiun se çka po i thotë!... Ata hëngrën mëngjesin, pastaj drekën e më vonë edhe darkën e Avdiu nuk po lëvizte fare. Pasi kishte kaluar mesnata, dikur Avdiu u kujtua e po i thotë fqinjit të vet: - Bislimo, a qohemi ore?! - Bislimi i cili më ishte dërmuar atë ditë, po i thotë: - Unë jam në shtëpinë time e nuk kam kah me e kajt nënën me shkua, kurse ti bëja si të duash Avdio se ma ke pëlcitur barkun sot...

**Ata nuk vesin**

Një trimosh, që vetes i thoshte goxha, diku pak para luftës së UÇK-së, po i thotë një plaku:
- Axhë, unë jam trim sa ty nuk ta merr mendja... Frikës nuk ia di nga i ka dajat! Mirëpo kam një hall, me i vra milicët e Serbisë po më thonë „spiun e dorë e zgjatur e Serbisë!“, - mos me i vra, po më thonë frikacak e i pa kurriz!... Kam ra në hall mor axhë e nuk po di çka të bëj, pra a di të më tregosh se çka të bëj:
- T’i vras a mos t’i vras milicët e Serbisë?!
- He, mor djalë, - po i thotë plaku, - rri kështu si je, më mirë se ti besa prej fjalëve qenke goxha e mbase ndonjëri të beson, për ndryshe - pasha mixhën ata që vrasin milicinë e Serbisë nuk vesin askënd dhe fare nuk vuajnë nga ajo se si i quajnë të tjerët - ata kryejnë punën e nuk bëjnë zë...

**Nuk është borxh me këqyr seri!**

Tek po bisedonin dy veta të cilët ishin me përkatësi të ndryshme partiake. Tash do fillojnë zgjedhjet në Kosovë, si po ta merr mendja, kush do të fitoj? Është mirë që ne të mërgatës të mos përzihemi fort në punët politike të Kosovës- ia priti ai!
- D.m.th., të rrimë të paanshëm, kështu po thua ti- ia priti ky?
- Po, këtë desh të ta them - ia ktheu prapë ai.
- Mirë pra, a ka mundësi të ta bëjë edhe një pyetje- po i thotë ky?
- Vetëm urdhëro, - ia ktheu ai, që hiqej si i paanshëm në politikë!
- A e duam ne Kosovën si nënën? - po besa tha ai, nënë e shkuar nënës.
- E pra, që ta dish ti; nuk është mirë me ndejë i paanshëm e me këqyr seri se kush po na i hip nënës Kosovës në shpinë e po na e këput së lodruari poshtë e lartë...

**Mos shkoni atje!**

Një nga „politikanët“ tanë, me rastin e një vizite që kishte bërë në Shqipëri, duke u takuar atje me krerët e të gjitha subjekteve politike, po bisedojnë dhe po i këshillon krerët e partive politike të Shqipërisë, që të mos shkojnë më në Beograd - siç e dini, ju tha ai: kohë më parë ju bëtë një vizitë në Beograd, për çka ne në Prishtinë nuk na erdhi fare mirë, duke pasur parasysh gjendjen aktuale që kemi.

- E mor vëllaçko, - ia kthyen ata, ju të Prishtinës po shkoni përditë në Beograd e ne nuk po u themi gjë- ia keni bërë si dhia deles në atë meselenë...

**A doli?**

Kohë më parë, ia dërgova një shkrim një gazete dhe po prisja botimin e tij. Prita e prita, por shkrimi nuk doli? E mora në telefon redaksinë e gazetës, dhe po e pyes për shkrimin

- Po, më tha redaktori, shkrimin e kemi marrë, është shumë i mirë, por nëse ka mundësi që ta shkurtoni pak, ngase ishte shumë i gjatë!...

- E mora e shkurtova shkrimin dhe e dërgova prapë për atë gazetën- tregonte Nderimi, ndërkohë që prisja publikimin e tij. Prapë nuk doli! E mora kryeredaktorin prapë në telefon dhe po i them: - çka ndodhur me shkrimin që nuk e botuat mor djalë? - Ehë, ju jeni? Po, shkrimin e kemi marrë, por nuk e botuam se ishte shumë i shkurtër!...

- Eh, i thash atij, - ec e gjëje si iu bie tamam juve të gazetave!...

**Na ka ra kallamboqi në shi!...**

Dy shokë, hutuar nga gëzimi që iu kishte ecur fati dhe kishin fituar atë ditë në biznes, tek po ecnin rrugës dhe po bisedonin si të shkujdesur, një makinë rasti sa nuk i shtypi! Doli shoferi dhe po i qorton: - ku i keni sytë mor vëllezër, a nuk e shihni se sa nuk iu shtypa me makinë, çka jeni humbur kështu?

- Nuk ke faj ti- ia kthyen të dy këta shoferit të makinës. Ne jemi fajtor se kemi humbur nga gëzimi dhe nuk u sollëm mirë në rrugë.

- Po çfarë gëzimi paskeni mor burra? - po i pyet shoferi.

- Mos pyet fare, na ka rënë kallamboqi në shi, - ia kthyen ata!

**Vetni diçka burra**

Mujë Loshi nga Drenica, plak pedant dhe i ditur nuk linte dasmë, mort a mblidhi burrash pa marrë pjesë. Muja i njihte gjërat bukur mirë, por kishte edhe ca dobësi të tija si edhe të tjerët. Muja fliste ca tepër dhe nuk ndalej, hiqej si i më i mençuri i të gjithëve etj. Në një dasmë Muja mori fjalën, dhe nuk ndaloi për rreth dy orë. Kur e përfundoi “ligjëratën”, ai u ndal e po i shikon të gjithë me radhë, nëse u ka bërë përshtypje dasmorëve biseda e tij.

Asnjëri nga të pranishmit nuk po fliste! Muja po u thotë: Po vetni diçka mor burra, se unë u tregoj çka te më vetni e nuk pretoj fare!

Një dasmor po i thotë: - besa ka mbi dy orë që po mundona me t’vetë diçka, por kot - ti as me t’vetë s’po lejshe, se lëre më me folur kush.

**Ndize një duhan!**

Në një odë burrash të Dukagjinit, po bisedonin për tema të ndryshme si nga historia, shkenca, politika etj. Një plak i cili po ndërhynte vazhdimisht, përkundër asaj që aty ishin të pranishëm ekspertë të ndryshme, ai prapë ndërhynte dhe u thoshte atyre: - nuk është ashtu! Një i pranishëm, po mundohet që plakut t’i tregoi se e ka tepruar, dhe po i thotë: - ndize një cigare or axha Binak e pusho pak se je lodhur - dhe ia gjuajti cigaren.

- Besa jo një cigare, por edhe një kuti po të ma gjuani përpara- po u thotë Binaku, se nuk e kam ndër mend ta ndali bisedën.

**Sa kushton doktor?**

Një bujk i cili nuk e kishte të paguar sigurimin shëndetësor, kishte shoqen të sëmurë, shkon të një shok i veti për t'i kërkuar librezën shëndetësore të së shoqes së tij. Kështu që ai e dërgoi shoqen e vet të mjeku me librezën të huaj! Gjatë vizitës, mjeku po e pyet pacienten: - ku ju punon burri shoqe?

- Në fabrikë, - ia ktheu ajo. Po si ta quajnë burrin? - prapë po e pyet mjeku.

- Pacientja sa deshi të thotë emrin e të zotit të librezës, i shoqi që ishte prezent me te, po i thotë mjekut:

- Lere muhabetin doktor e më thuaj sa kushton vizita me ta tha lekun në dorë?, - se nuk mund të dëgjoi gruan time duke thënë e kam për burrë filanin, sherri i një libreze merr vesh, apo jo!

**Inkasant ish –"porezniku"**

Aktivi i LDK-së për fshatin Kodrali të Deçanit, në një mbledhje të radhës e caktoi për inkasant të 3%-it në ish "Qeverinë" e Bukoshit një "poreznik"të cilin po me këtë detyrë e kishte ngarkuar edhe pushteti serb i komunës!

- Ky dai, pa hezituar fare, filloi e po mbledh 3%-in, por edhe "porozin" e Serbisë në të njëjtën kohë! Njerëzit kur e takonin, iknin prej ti si prej djallit!?

- Po pse po ikni prej ti more burra? - po i pyet një ditë një plak të pranishmit të cilët sa e vërejtën se po vjen ai, thanë: "Ikni se po vjen porezniku!" dhe u futen brenda...

- E mor plaku im, po i thotë njëri, ec e dije se për kë është duke inkasuar tatim ai sot, për "qeverinë" e Bukoshit, apo për atë të Milloshit?!...

**Qeshin ata – qeshim ne!**

Ju ngjatë jeta burra, - po i përshëndet një kalimtar rasti disa fshatarë që ishin ulur e po bisedonin në një lëndinë. Edhe ai u ul e po çlodhet pak me ta. Gjatë bisedës ai po i pyet: - Desha të dijë, se si po kaloni me këta shike e me këtë "demokraci?"

- Po si të te themi more vëlla, po na thonë me ndej urtë e mos me o provokuar pushtetin e Serbisë! - Kështu na kanë thënë këta të "demokracisë"...Kur të qeshin ata të Serbisë, qeshni edhe ju, qeshin edhe ata të partisë pastaj...Kur nuk qeshin ata të Serbisë - kanë thënë ata: - mos qeshni ju as nuk qeshim ne të "demokracisë"!

- Se kujt do t'i dali vajë kjo e qeshur mor vëlla nuk e di, por një fjalë e urtë popullore thotë: "Qesh ëmbël ai që qesh i fundit"... Kështu pra, qeshin ata - qeshim edhe ne!

**I sëmuri**

Sylë Dibrani nga Prekazi, kishte qenë sëmurë. Shkojnë miq e shokë për ta vizituar, ndër ta edhe një Shaban Osmani. Pasi që u përshëndeten, e pinë kafe, filloi muhabeti, Shabani po e pyet të sëmurin: - Baca Sylë! Më thuaj si po ndihesh, a po mund me fjetur, a ke shumë dhimbje, apo mund me hëngër diçka a jo? Eh mor Shaban, - që besa e zotit me fjetur kurrë jo e me hëngër asgjë fare, veç zoti na ndien nga pak mish të zogëzave të pulës, ndonjë kalavesh rrush, tambël, mjaltë, ndonjë ve se tjetër gjë nuk po m'kënda fare- ia ktheu Syla!

- E kujt ia kam luajt nënën e nuk ia kana zogëzat e mjaltin o mixha Sylë?- ia priti Shabani.

**A jemi gati?...**

Një aktivist i çështjes kombëtare, kthehet i lodhur nga një mbledhje që kishte pasur në një nga qytetet e Zvicrës. Ai i kishte thënë të shoqes që në orën e caktuar ta priste me makinë të stacioni i trenit. Mirëpo ky kishte ardhur më vonesë, e shoqja priti e priti dhe iku në shtëpi. Ky sa zbriti pa makinën e cila i ngjau në të vetën, u fut në te dhe tha me vete, derisa të vjen shoqja, unë po ia këputi një sy gjumë. E zonja e makinës erdhi, u fut në makinë dhe mori

drejtimin e saj duke i dhënë marshit, pa shikuar mbrapa se çka kishte. Pas një gjysmë ore rrugë, ky edhe po e pyet në shqip: - A jemi gati me mbërri në shtëpi se jam i këputur? Zvicerania sa nuk u tmerrua nga e pa pritura, ndali makinën dhe ky i gjori mori “marshin” prapë (kësaj radhe në këmbë) për në stacion të trenit!...

**Ma kanë vjedhur automobilin!**

Dinë Ahmeti sa kishte blerë një makinë të re. Një ditë nuk gjënë vend të lirë për ta parkuar makinën dhe e parkon bukur larg nga banesa e vet në një qytet të Zvicrës. Kur zgjohet të nesërmen nuk e sheh makinën në vendin ku zakonisht e linte! Eh, thotë ai, ma paskan vjedhur hajnat, edhe këtu po të vjedhkan e medet! – dhe lajmëron policinë.

Pas dy- tri orësh i biri i tij, duke lozur më fëmijë e sheh makinën parkuar diku më larg, dhe i tregon babit të vet se makina ishte e parkuar më tutje! Dinës i kujtohet se kishte harruar vend parkingun e makinës dhe i bie kokës me dorë duke i thënë të birit: - Ti mua me tregove, por nëse ke guxim me i treguar edhe policisë Zvicerane se?...

**Sendet e grave!...**

Një burrë goxha në moshë, po udhëtonte me tren dhe po lexonte një gazetë. Përballë tij, ulur një burrë tjetër me tre a katër zinxhirë ari rreth qafe e dy tre tjerë rreth dore e me tri katër unaza në gishta të dorës etj! Pasagjeri tjetër po e shikon me habi, këtë burrë të teletisur kështu. Ai e vërejti këtë shikim, dhe po i thotë:

- Hë a po të pëlqejnë shumë ë? - Janë safi alltën 24 karatësh or taj, i kam blerë për kokërr të qejfit or taj!...

- Jo, jo nuk po i shikoj se po më pëlqejnë - ia priti tjetri, por te ne në Drenicë këto i quajmë “sende të grave”. Kur t’i kthejmë nuset në gjini, një javë pas martesës së tyre, i dërgojmë të teleisura - ja kështu si ty!... E dëgjon gji thotë or taj? - po i thotë ai shokut të vet qe e kishte pranë. Lëne ti gji thotë ai or taj, po ku marrin vesh ky katundar nga alltëni or taj...

**Ai kish me qenë djali im!**

Si nuk doli një bir nëne me i vra këta milici të Serbisë, këta zullumqarë - po thoshte një plak në një odë burrash. Sikur të dilte një djalë trim e t’ju tregonte kush është shqiptari, ai kishte me qenë djali im! - shfryu plaku i revoltuar.

- Pas disa dite i biri i plakut kishte vendosur që ta provokonte babën e vet - nëse ky e kishte përnjëmend. Ai një mëngjes po i thotë:

- Babë, a ke dëgjua se mbrëmë në Gllogoc i kanë vrarë 4 milic? - Po, po- ia ktheu plaku, po hesht se po na ndien kush! - Si me hesht, po ti a the vet atë ditë në odë se kush dele u kanë nënën atyre zullumqarëve, kishte me qenë biri im! Prandaj, unë nuk durova më dola dhe i vrava e tani jam tamam biri yt!

- Plakut i kishte rënë të fiktë nga frika. Pasi që erdhi pak në vete, i tha të birit: - po unë nuk kam thënë për ty more shejtan, por për ndonjë djalë tjetër!...

**Unë as në dasmë besa jo!**

Në vitin ’82 në burgun e Pozharevcit katër djem të ri, të cilët po vuanin dënimin, nuk po donin me dëgjua farë për pushtetin e Serbisë! Ata ia thoshin këngës si midis malësie, prenin e grinin, çlironin e bashkonin trojet shqiptare, si lum ata! Mirëpo kjo nuk zgjati shumë, dhe një ditë një gardian i zuri duke kënduar. I dërgoi në raport ku i dënuan me nga 30 ditë qeli (birucë). Ishte dimër, ftohtë sa të duash, pas 10 dite ata u takuan në shëtitje të burgut. Njëri që ishte nga Tetova, po e pyet këtë shokun e vet nga Drenica:

- Çka po ta merr mendja ty, a do të këndojmë edhe më, kur ta mbarojmë dënimin e qelisë?
- Besa ti këndo e banja si të duash- ia ktheu ky, se unë as në dasmë më jo!...

**Verës nuk është kështu!**

Dy veta, kishin vendosur që ta vizitonin shokun e tyre, të cilin se kishin parë disa kohë. Ai u gëzua për mysafirët, dhe i priti me të gjitha mundësitë e veta. Dimër i madh e në konakun e tij po bënte shumë ftohtë. Të zotit të shtëpisë po i vinte keq që s'po i ngrohte dot mysafirët, nga se e kishte kapluar varfëria e nuk kishte as dru sa duhet. Ai sikur dëshironte që të shfajësohej para mysafirëve, dhe po u thotë:
- Lirohuni burra, unë po e shoh se po ju vjen pak ftohtë, por nuk e di se ç'dreqin u bë kështu me këtë dimër, besoni se verës nuk është kaq ftohtë në shtëpinë time!

**A pshtoi sahati?**

Një fshatar kishte vetëm një djalë të vetëm, dhe nuk ia prishte për asgjë. Ditë prej ditësh djali u rrit dhe babës së vet i kërkoi që t'ia blinte një orë dore (atë kohë, pak kush kishte orë dore). Plaku bëri ç'bëri e shiti një dele, dhe ia bleu orën të birit. Një ditë ata shkuan së bashku në mal për të prerë dru. I biri hipi në një lis të gjatë dhe filloi me ia krasitur degët, kurse plaku po e ngarkonte qerren. Ndërkohë, dega thyhet dhe i biri bie poshtë. Plaku kur e dëgjoi britmën e djalit, po vrapon drejt ti, dhe po e thërret me të madhe: - Ooo, a pshtoi sahati pa u thye ej?!...

**Edhe atje qenka gati si këtu!**

Kur Titoja i prishi punët me Shqipërinë (1948), shumë Titistë dolën në teren për t'i bindur shqiptarët se në Jugosllavi jetohet më mirë se në Shqipëri! Në komunën e Skenderajt kishte dalë Veli Deva. Ai mbaroi diskutimin, duke mos lënë gjë të keqe pa folur për Shqipërinë.
- Një fshatar nga Klina e ultë mori fjalën e tha: Shoku Veli, unë jam bujk e ndoshta nuk po di mirë, veç si na e shpjeguat ju edhe atje në Shqipëri po jetuakan qençe si këtu te ne!...
- Veli agës i erdhi inat që për dy orë të tëra diskutimi, nuk kishte mundur t'ia mbushte mendjen një fshatari!... me porosinë e Veliut fshatarin e morën për ta „bindur" me masa tjera...Fshatarin e gjorë e rrahën keq, sa që një pajtonxhi e kishte sjell deri të shtëpia e vet. Bashkëfshatarët atij i dolën përpara dhe po e pyesin se çka i kishin thënë atje në milici?
- Ai, edhe pse i dërmuar nga dajaku nuk ishte thyer aspak, të pranishmëve ua ktheu me humor, duke ju thënë:
- Ju ka qu selam Velia, ai që thotë rroftë Shqipnia, me pajton do ta qojmë të shpija!

**Për dhunë...**

Pas demonstratave të vitit 1981, në tërë Kosovën shkruheshin parulla si: „Kosova Republikë!", „Poshtë Serbia!" etj. Diku në Malishevë ishte shkruar një parullë e tillë, milicia e Serbisë kishin shkuar atje dhe po e pyesin të zotin e shtëpisë se kush e kishte shkruar këtë parullë në murin e shtëpisë së tij?
I zoti i shtëpisë, po ju thotë se nuk e di. Dhe së kishte dëshirë që ta dinte edhe ai, ngase këtë ma paska bërë dikush për dhunë!
Mirë pra axhë, - po sikur ne ta zbulojmë se kush ta ka shkruar parullën në murin e shtëpisë tënde, çka do t'i bëjë ti atij për shembull? - po e pyet njëri nga milicët.
Ëhë, ia bëri ky- çka do t'i bëja unë atij: Ai mua ma paska shkruar për dhunë poshtë Serbia, unë atij për dhunë që besa, ia kisha shkrua rrnoftë Shqipnia, hë- ia ktheu plaku!...
Ashtu ë,-po i thotë milici. Mirë pra axhë; eja pak me ne deri në stacion të milicisë e të tregojmë ne si shkruhen parullat se nuk po ditke mirë me i shkrua!

**Pëllumbat!**

Në një demonstratë që ishte bërë në Prishtinë e thirrur prej LDK-së!, - një lloj proteste për çështje arsim si duket, ( e para dhe e vetmja). Mbi Prishtinë kishin lëshuar pëllumba në shenjë paqe etj. Një demonstrues po i thotë një demonstruesi tjetër. - Shih sa bukur, pëllumbi është simbol i paqes dhe ne të LDK-së botës po i tregojmë se jemi për paqe. Mirë besa, - ia ktheu ai, por nuk duhet ta bëni shpesh këtë gjest, sepse bota do të mendoj që jeni pëllumbaxhinjë!

**Ja ky patrioti juaj!**

Ishim në Shqipëri me disa shokë, dhe po rrinim se bashku - tregonte Shpendi. Pas pak aty pari kaloi një vendasi im (ish inspektor i UDB-së) e tani po shëtiste nëpër Tiranë! Një Tiranës, që ishte në shoqëri me ne, po na thotë: - Ja ky patrioti juaj!

- U habitem, - tregonte Shpendi dhe e pyeta Tiranësin: - këtë quan patriot ti ore?
- Pse se keni patriot ë? Ëhë - Ju atje në Kosovë i quani bashkëvendës më duket?
- Po ashtu fol he burrë, se ma ngrive gjakun. Ne në Kosovë të gjithë ata që kanë punuar për UDB-në, nuk i quajmë as bashkëvendës, as patriot, por spiunë or zotëri!...

**Sikur ta kisha ditur, nuk isha hy**

- Po ti ç’deshe këtu?, - Po e pyet një djalë i ri në shëtitoren e burgut një të burgosur bukur në moshë. E mor djalë, - ia ktheu ai, pasi dolën nga burgu këta të ‘81-tës, e vërejta se po i respektonte populli. U grumbulluam disa shokë që kishim qenë në shërbim të LKJ-së dhe e formuan një far „Ministrie të mbrojtjes!“. Pasi që e formuam vet, dhe e denoncuam vet! Ata na burgosen, na dënuan, se ndryshe nuk na besonte kush. Një pjesë e shokëve ia mbathi jashtë, për ta „bërë“ Ushtrinë në perëndim me Bukoshin e kështu shkoi puna. Veç unë që besa nuk e kam ditur se është burgu kaq i keq, se nuk i kisha hy kësaj pune kurrë!

**Besa unë në qafë do të sillja!**

Hazir Lutfija nga Prekazi, burrë i urtë e pleqnar i mirë, kishte pasur shoqëri e miqësi të gjerë, po thuaj në të gjitha viset e Kosovës. Kur dilte Haziri ndër shokë e miq, nuk kthehej me javë! Një dimër kishte shkuar në anë të Shalës, kur u kthye në shtëpi pas tri javësh, po tregon se sa mirë e kishin pritur dhe se e kishin sjell me qerre kuajsh deri në Mitrovicë!

- Një nip i tij po i thotë: - Mor mixhë, qysh i ke mërzitur ti ata për tri javë rresht, qe besa ka qenë rrezik me të sjell hipur në qafë deri këtu e jo më me qerre!

**Besa shpejt me ka ndezur**

Para shumë vitesh nuk kishte shkrepëse si tani, kështu që kush e pinte duhanin, për ta ndezur cigaren- përdorte urorin me eshkë. Dy burra nga ana e Therandës që po udhëtonin për tek miqtë e tyre, diku rreth dy orë këmbë. Ecnin dhe bisedonin, njëri kishte vu eshkën në uror dhe po e rrihte rrugës, duke i rënë më shumë gishtërinjve sesa eshkës në uror. Në pritje që t‘merrte zjarr eshka dhe ta ndizte cigaren. Pas më se një ore rrugë atij i ndezi eshka, dhe nga gëzimi po i thotë bashkudhëtarit të vet: - Që besa boll shpejt me ka ndezur kësaj radhe!

**Ka mundësi**

Një ditë tek po e lexoja gazetën, po shihja një shkrim të „goxha“ një intelektuali i cili kishte ngulur këmbë se edhe Palestina qenka shqiptare! Ai ishte bazuar në kuptimin e fjalës „Arafat“, që në shqip e kishte „zbërthyer“ si "ara e fatit!"...

- Pra, sipas tij kjo fjalë „shqipe“ dëshmonte se dikur Palestina ka qenë shqiptare! Ç'të themi, mbase ka mundësi, sepse edhe Palestinezët janë të robëruar si edhe ne, zaten të gjithë të pafatët e kësaj bote të marrë, sipas një logjike janë vëllezër! Pra, janë "ara të fatit", tokë me ra, që kush të dojë ia fut plugun dhe e lëvron, besa goxha thellë...

**Ujk e qen - janë një familje**

Një ditë ujqërit vendosen ta mbajnë një kuvend. Me këtë rast kishin ftuar edhe qentë, filloi diskutimi; se cili po ankohej në stilin e vet. Ujqërit ankoheshin së qentë, nuk po i linin të ofroheshin pranë staneve, kështu po ua heqin kafshatën nga goja. Ndërkaq qentë arsyetoheshin se po mos ta bënin këtë, do të dëboheshin nga padronët, pastaj po të dalim malit, do të grindemi me ju – thanë qentë.

Plasi sherri, jo ne, por ju jeni fajtor e kështu kuvendarët acaruan situatën. Një ujk që ishte më i vjetër, po u thotë të pranishmëve:

- lini grindjet dhe vazhdoni punën mori skile, se fundit i fundit, ujq e qen jemi një familje, dhe të lehurat i kemi me hile, sa ta zëmë dashin me zile!

**Unë e di se si merr vesh ti**

Një plak i urtë, po bisedonte qetë e më radhë mbi mundësitë e zgjidhjes së çështjes sonë kombëtare. Një i pranishëm që ishte shumë i bezdisshëm, ende pa e përfunduar plaku mendimin e tij, ai i bënte pyetjen tjetër, duke dashur që idetë e plakut t'i hidhte poshtë. Plaku e diktoi qëllimin e tij, dhe e rezistoi mirë, por dikur u lodh dhe i tha atij burrit:

- Unë e di si merr vesh ti e disa si ti. Juve duhet tërë natën me ju zhdëpur dajak e tërë ditën me ju shpjeguar se Serbinë e kemi pushtuese të tokave tona!

**Të ishe kanë i huaj!**

Një punëtor i vyer, kishte shkuar në mal për të siguruar drutë e dimrit, në mënyrë që dimrin ta pers rehat e pa frikë. E ngarkoi qerren, dhe u nis për në shtëpi. Mirëpo, kalin e kishte pasur me huqe, dhe nuk e tërhiqte qerren dot. E marrte me të mirë kalin, por kot. I gjori punëtor u bë ter djersë, duke e shtyrë qerren më shumë vet se kali, por kot. Dikur u lodh e u mërzitë e po i thotë kalit:

- Qe besa ma shumë nuk kisha dashtë sot, veç të ishe kanë i huaj e me të hipur dajak deri sa të isha lodhur!

**E kam një vajzë**

Dy shokë të cilët kishin vendosur të merrnin pjesë në një demonstratë, kishin lënë takimin në një vend të caktuar. Doli njëri dhe e mori në telefon shokun tjetrin, e po i thotë: - ku je, se unë dola dhe po të pres? - Jo i thotë ai, unë nuk jam nisur fare! Si ka mundësi, ne e kishim lënë që se bashku të udhëtonim për në Paris!

- Më falë, por nuk mundem me ardhur se e kam një vajzë!

- Si ka mundësi, ke lindur një vajzë?!

- Jo mor unë,jo, por shoqja ime ka lindur një vajzë, prandaj nuk mundem me ardhur.

- Ky shkoi në demonstratë, dhe si për habinë e tij pjesëmarrja e shqiptarëve atë ditë ishte e vogël. Me gjasë sot, - po thotë ky me vete: shumica e patriotëve tanë qenkan në maternitet!

**Po mërzitemi...**

Ç’farë halli ke që nuk po bënë verë me gojë mor fqinjë? – e pyeti tjetri.
- Para dy dite, kam biseduar me vëllanë në telefon, ai më tha se Gjermania kishte vendosur që t’i kthej të gjithë shqiptarët nëpër shtëpitë e tyre, prandaj jemi mërzitur. Dje fola më vëllanë dhe i thash: -Jo mor, ndoshta nuk ju kthejnë, pa bë mirë llogarinë ata.
- Po, po, do të na kthejnë të gjithëve, as do të na pyesin fare- ma ktheu ai.
- Po shyqyr or vëlla, nëpër shtëpitë tuaja do t’ju dërgojnë- i thash prapë.
- Ehe, mu për këtë po mërzitemi ne, mor vëlla- më tha ai, se po të na dërgonin nëpër shtëpia të gjermanëve, ne nuk ishim mërzitur fare!

**Për inat të vëllezërve!**

Fazli Mustafa nga Prekazi, kishte pasur katër vëllezër në perëndim, ekonomi të mirë shtëpiake, jetonin për bukuri etj. Ky si vëllai i madh që ishte, mbeti vetëm në shtëpi. Në fakt, vëllezërit që ishin në perëndim, kohët e fundit nuk po e ndihmonin edhe aq Fazlinë. Pas shumë kohe edhe ky u lodh nga punët e shumta të shtëpisë dhe vendosi të ikte edhe vet në perëndim! Organet e shtetit të Zvicrës, sipas rregullave e morën në pyetje, duke i thënë: Përse po kërkonte azil të ky shtet, kush të ka rrezikuar atje, a ke dikë këtu? Etj, etj...
- Unë azil nuk po kërkoi se po me ndjek dikush, por po kërkoi për inati të vëllezërve të mi, të cilët nuk po më ndihmojnë më - u përgjigj ai!

**Or ti shok, a ke kohë...**

Ilaz Bregasi, kishte pasur një djalë të parehatshëm, që ia sillte njëqind e një probleme në shtëpi. Tek derë e odës së Ilaz Bregasit, filluan ankesat e shumta të bashkëfshatarëve të tij. Ngase biri i tij „Xiku“ po u bënte probleme të ndryshme!
- Dikur Ilazi u lodh prej njerëzve, dhe po u thotë atyre: - dëgjoni burra, - ky biri im Xiku, edhe në shtëpi kur rri e nuk ka më kë të ngatërrohet, pak para se të bie muzgu del në sokak, dhe kalimtarin e parë që e takon i thotë:
- O ti shok, a ke kohë me ardhur e me ma kajtun nënën! Epo, ju mor burra shyqyr nuk e keni në shtëpi, po si bëhet halli im qe e kam për natë aty!...

**Ku i ke mustaqet?**

Një ditë befas në qytetin e Deçanit u takuan dy shokë të cilët nuk ishin parë prej kohesh.
- Pse mor burrë i ke hequr gjithë ato mustaqe që i ke pasur?! – ia priti ky
- I hoqa ashtu kot, po lëre atë punë - po i bishtnonte ky pyetjes ai.
- Trego të lutem- po i thotë ky. Po të tregojë, por ta dish mirë se po doli fjala, ti ke me gjetur belanë pastaj, dhe filloi e po i tregon:
- Më rastisi puna me këta të milicisë së Serbisë e më dërguan në stacion. Ata filluan të luajnë nga pak edhe me dorë besa! Unë ju thash: Mos luani me dorë, se nuk ju duroi si kujtoni ju!... Ata u ndalën pak e po shikohen mes veti ( eh, thash me vete i frikova!), mirëpo ata ia nisen e po luajnë me dorë e me këmbë!... E mbas keqi kalova me njërin që mu kacavar për mustaqesh e nuk po hiqej dot... E t’mu zgjat buza mor burrë, rrafsh dy pëllëmbë! Kështu që sa më liruan, thash me vete: -më mirë po i heq mustaqet para se të shkoi në shtëpi, se mos po takona prapë me ta diku rrugës e siç të thash; unë e kam mërzi me luajt me dorë!...

**Hajde qyqe e ha bukë!**

Babai i kishte lënë qysh herët, Hajzer Vesa, si vëllai më i madh që ishte, kishte mbetur që të kujdeset për vëllezërit e vet: - t'i shkolloi dhe t'i përgatis për jetë. Në fakt, ky nuk kishte kursyer asgjë, ata u shkolluan, u punësuan, besa blenë edhe "tramafila", - siç u thoshte Hajzeri automobilave të tyre. Mirëpo ai kishte mbetur si mos më keq, ata nuk e merrnin as në "tramafil", nuk po habitem në ta, por me nënën - thoshte Hajzeri.
- Pse po habitesh me nënën, - e pyeti një miku i tij?
- Ëëë, nëna edhe bukën kur na e shtron, del e i thërret një nga një ata: - Hajde hani bukë o profesori, o mjeku, o avokati, o doktori i nënës etj... E fare në fund, më thërret edhe mua: - Hajde ha bukë edhe ti oj qyqja e nënës!...

**Për bashkim me të Shqipërisë!**

Një grup këngëtarësh nga Shqipëria, kishin shkuar për të dhënë koncerte humanitar nëpër disa qytete të Kosovës. Në mesin e këngëtarëve ishin edhe disa goca, emra të njohur të muzikës shqiptare si: Vjollca Lluka etj. Vjollca, sa u kthye në Shqipëri, për një gazetë të atjeshme deklaroi se e kanë kaluar aq mirë në Kosovë, dhe se në pritjet e ngrohta që iu kishin bërë, me këtë rast kishte pasur edhe rreth 12 oferta për martesë nga patriotët Kosovarë!E more baca i vet, - thash me vete, kur është në pyetje bashkimi me goca të Shqipërisë, patriotët tanë shkrihen për së gjalli.

**Ngadalë, ngadalë**

Në një fshat, po bëhej një dasmë e madhe. Dajret e daullet nuk kishin të ndalur, aheng i pa parë në ato anë. Një grua me një moshë mesatare, nuk po pushonte se vallëzuari. Ajo vallëzonte, rrihte shuplaka dhe ishte humbur fare nga gëzimi. Një grua tjetër që ishte aty afër po e pyet një dasmore: - moj shoqe, a më trego se kush është ajo grua që po kërcen kaq shumë se nuk jam duke e njohur!
- Është e ëma e djalit, pra e vjehrra e nuses, - ia ktheu ajo.
- Uuu, ia bëri ajo - i thuaj se po vallëzuaka kot, se qysh e njoh unë atë vajzën që do të vjen nesër nuse në këtë shtëpi, ta dhashë besën kjo vjehërr e gjorë, ta rrahur kokën e vet...

**Boll qen jam unë, po...**

Në një fshat u gjend një parullë e shkruar kundër pushtuesit Serb. Fshat, kishte dy spiun që i shërbenin Serbisë me besnikëri! Një Bajrami dhe një Shaqiri. Këta ishin në garë se cili po arrinte më parë në stacionin e milicisë, për të lajmëruar organet e pushtuesit se dikush kishte shkruar një parullë kundër Serbisë!
- Megjithëse ky Bajrami ishte zgjuar herët, për ta lajmëruar rastin, sa u futë në stacionin e milicisë - takon Shaqirin aty brenda, i cili për këtë qëllim kishte arritur para tij!
- Ky, duke e parë se "shpërblimin" do ta fitoi Shaqiri këtë radhë, në shenjë revolte i tha atij:
- Qe besa, boll qen jam unë, por ti qenke qen e për tej qenit.

**Loja me fjalë**

Në një kafene, (diku nga rrethi i Pejës) një djalë i ri e vë një maskë në kokë dhe futët në një lokal pijesh, ai i kërcënonte mysafirët në gjuhën serbe! Më pas ai filloi me kërkimin e dokumenteve si: " Dajmi liçno kartu", pastaj sharje e fyerje tjera etj. Njëri nga të pranishmit, nuk e duroi më dot atë poshtërim, nxori thikën dhe e theri bukur keq të maskuarin, duke e pandehur për provokator serb. Këshillë për të "lazdruarit", nga ana ime:
- Edhe nëse bëni shaka, bëni ato në gjuhën tuaj - se ju marrin pastaj për të huaj e dikush lojën pastaj shtrenjtë mund ta paguaj!...

**Fill pas drejtorit**

Osman Zhitia, nga ana e Llapi, kishte shkuar mysafir në Zvicër te Beqir Beqa. Ai e priti si mas miri Osmanin, po bënin muhabet e po shëtisnin nëpër Zvicër, që ta shihnin ndërtimin dhe kulturën e saj. Pas pak ditësh, Osmani, po e vëren se miku i tij i paska rregulluar punët për merak, me mobile e gjëra të tjera të bukura që i kishte ai në banesë. Me vete po mendon se ky miku duhet ta ketë ndonjë vend pune të mirë dhe të ardhura të majme. Filloi ngadalë baca Osman e po e pyet Beqen: - Ti, lum Beqa, ç'punë bënë këtu në Zvicër?

- Jam fill mbas drejtorit, - ia ktheu ai!

- Eu, e paske mirë, nëndrejtor - po thotë Osmani me vete dhe po e pyet serish: Zëvendës a?

- Jo, jo, - ia ktheu Beqa, kur mbaron punën drejtori e niset për në shtëpi, fill mbas drejtorit futem unë në zyrë të tij me fshesë në dorë, dhe e bëjë zyrën pasqyrë!...

**Nuk është për ju**

Ilaz Bregu, kishte martuar djalin e madh. Me këtë rast ai kishte bërë edhe një dasmë solide. Me të ardhur nusja dhe dasmorët, plasi vallja e hareja dhe çdo gjë ishte për bukuri, si në dasmë më. Të nesërmen dasmorët kishin filluar të shpërndaheshin, pra secili në shtëpi të vet. Disa të rinj po silleshin ende aty pari me dëshirë që ta shihnin nusen prapë...
Ilazi si zot shtëpie që ishte, kur i diktoi të rinjtë që nuk po largoheshin dot, po ju thotë:

- Ecni bre bacë të shtëpia e juaja, se nusja që besa e ka të zotin e nuk është mirë me u mashtrua fort mbas seneve të huaja, po ecni bacës ngadalë.

**Diçka kemi nuhatur**

Në vitin '93 – '94, njësitet guerile të UÇK-së, filluan që t'i sulmojnë milicinë serb. Pas disa sulmeve të tilla, brenda partisë së LDK-së, kishte përplasje: - nëse këto vërtetë po i bëjnë shqiptarët, apo po i bënë vet Serbia për të provokuar situatën!

- Njëri nga radhët e tyre, më në fund tha: - zotërinj, edhe ne nuk po rrimë kot, - diçka kemi nuhatur, por ne para së gjithash nuk besojmë se ka djem shqiptarë që guxojnë t'i dalin serbit me pushkë përballë!

- Në saje të nuhatjes sonë politike, LDK-së kurrë nuk i ka shpëtuar gjë, madje si orientim yni ka qenë nuhatje e gjërave, para se të dalim me qëndrime...

- E kemi të çartë zotërinj- ia ktheu tjetri, nëse nuk e dini po ju sqaroi se të nuhaturit nuk është aftësi intelektuale, për më shumë; është instinkt i zagarëve!...

**Si i kemi punët?**

Një pasditeje verë, dy veta, po shëtisnin e po bisedonin, njëri po e pyet shokun e vet: - Si i kemi punët me politikë?... Si të kushërirës sime - ia ktheu tjetri!

- Pse, si është puna e kësaj kushërirës sate?, mor burrë se na çmende.

- Kur kishte shkuar nuse kushërira ime, kishte pas ra në hall! - Ju kishte treguar shoqeve të veta më pas, për natën e parë të martesës – ajo u kishte thënë atyre, rashë në hall moj shoqe: - me u kthye kah burri, thash se ai do të mendoi se jam e "lazdruar", me ia kthyer shpinën, thash se mendon që jam " e marrë"! Atëherë bana e rashë në kokërr të shpinës e thash me vete në dorë të zotit e çka të bëhet lë të bëhet! Pra edhe Kosova mor shoku im, ka mbetur në kokërr të shpinës e në dorë të zotit se kush erdhi nuk e la pa i hipur mirë e mirë!...

**Kush me ia ngreh këmbën?**

Nezir Preka, sa kishte mbaruar semimaturën në fshat, tani duhej vazhduar shkollën e mesme në qytetin e Skenderajt. Halli ishte se ai tani edhe mund të takohej me milicinë serbe, të cilët atë kohë kishin mbyllur shkollat shqipe dhe maltretonin , madje edhe nxënësit!

Neza, po i thotë një mëso burri i cili po punonte në arën e vet, se është mirë me i vra këta milic të Serbisë të cilët nuk po lënë gjë të keqe pa bërë ne Kosovë, madje edhe nxënësit po i maltretojnë vetëm e vetëm pse po duan të shkollohen në gjuhën amtare!

- Mirë është me i vra mor Nezir Preka, - ia ktheu ai.
- Po nuk kam revole se, - po i thotë Neziri.
- Edhe revolen ta gjejë unë mor baca i vet, - ia ktheu ai.
- Neziri u mendua pak, dhe po e pyet prapë: - E këmbën kush me ia ngreh mor vëlla?...
- E vështirë mor besa mor baca Nezë, këmbën sot nuk po ia ngreh çdo kush- ia ktheu ai!...

**Të rrahën prapë, a?**

Sa herë që zbriste në qytet Besimi e bënte nga një ekses të vogël kundër zaptuesit serb. Ndodhte që edhe rrahje me milici, pastaj e dërgonin në stacionin e tyre dhe e maltretoni, besa e dënonin me burg ndonjë rast etj...Një ditë atë e kishin marrë milicia dhe e kishin rrahur, kur erdhi në shtëpi të shoqes i erdhi rëndë, dhe nga mllefi i tha: - Prapë u ngatërrove me ta, e sheh si të paskan bërë mor njeri?

- Po, ia ktheu ai, prapë e kurrë nuk do të pushoi se kundërshtuari pushtuesin.
- Po, mor njeri, a nuk po mundesh pak më me durim si këta të kësaj partisë që nuk po rrahën kurrë me milici të Serbisë e besa as kokrrën e vezës nuk e thyejnë!
- Hajt moj shoqe- ia ktheu ai. Pushtuesi nuk merret me të nënshtruarit, por me kryengritësit!

**Eh sikur të pëlciste edhe një herë!**

Tek po e shikonte një film dokumentar për UÇK-në- një Murat Ashti, po qante me lot për faqe nga emocionet e çastit...

- Mbaje vetën he njeri, - po i thotë e shoqja. Lufta mbaroi shyqyr, ne gati jemi të lirë, shtëpitë e pasuritë shkojnë e vijnë, ne shpëtuam kështu e ka jeta!...
- Jo, moj nuk po qaj për shtëpinë e pasurinë.
- Po përse po qanë pra? - e pyeti ajo.
- Eh sikur të pëlciste edhe një herë lufta, - po i thotë ai: - qe besa nuk kisha me lënë kurrë pa u bashkuar me UÇK-në e me dalë malit!
- Po lufta ishte o njeriu im, e ti me shumë shokë as denjuat që të bashkoheni me UÇK-në. Qëndrimit tënd të ri, sikur i vjen erë “post mortum!”- ia ktheu ajo, tërë shpoti...
- Po ishte, por sikur më zuri në befasi e të pa përgatitur, se nuk e kisha lënë pa ju bashkangjitur kurrë- ia ktheu ky.
- Si, të pa përgatitur, mor njeri, kur lufta zgjati gati tri vjet?! Lëre pashë besën e mos u qurrave aty, se edhe dhjetë vite me pas zgjatur lufta- ty dhe shumë nga shokët tuaj, gjithmonë të papërgatitur kishte me ju zënë - ia ktheu ajo!

**Po na sheh zoti!**

Dy faqezinj, që në kohën e Titizmit nuk kishin lënë gjë të zezë pa bërë kundër popullit të vet, kur u plakën e dolën në pension filluan e po falën. Ata po i luteshin perëndisë, mbase mos do t’ua falte mëkatet që kishin bërë kur kishin qenë pushtetarë! Ata, po shkonin në xhami, dhe po i falnin të pesë vaktet, besa po mbanin edhe ramazanin!

- Një ditë që ishte ca me bubullima, njëri po i thotë tjetrit: - Qazim, a futemi nën gjethet e asaj mollës atje, që është në oborr të xhamisë dhe e falemi drekën?
- Pse të futemi nën gjethe të mollës?- pasi që shi nuk po bie.

- Më mirë është të fshihemi nën gjethe të asaj molle e ndoshta nuk na sheh zoti se kush jemi, se bëni e na pa që ne të dy po falemi, na vret të dyve ditë e m'drekë.

**Ku është Shtabi?**

Kishin kaluar disa muaj, që Ushtria Çlirimtare e Kosovës po luftonte me të gjitha forcat, kundër pushtuesit serb. Ajo, tanimë kishte shpallur edhe përfaqësuesit e saj politik, zëdhënësin e Shtabit të Përgjithshëm etj. Shumë veta në mërgatë,që ishin të „dashuruar" në LDK, këtë fakt nuk donin ta besonin!

Në një tubim me mërgimtarë, njëri nga të pranishmit e shumtë u ngrit e po pyet: Ju po thoni se ka UÇK, shtab, etj. Unë nuk besoi - vazhdoi ai, nëse ka, pra kush mund të më thotë në këtë sallë se ku është Shtabi i UÇK-ja, pra në cilin vend të Kosovës?

- Shumë mirë e ke besa - ia priti tjetri, vërtetë edhe Beogradi është shumë i interesuar që të dijë se ku është shtabi i UÇK-së, e besa kush ia siguron këtë informatë, Serbia e paguan atë sa t'i dojë qejfi me lek në dorë!...

**Ndal ta qes një cigare**

Një i dënuar politik, ose i ndërgjegjes - siç i quanim dikur, kishte mbaruar dënimin dhe ishte liruar nga burgu. Shumë atdhetarë të mirë shkuan e vizituan, duke i uruar daljen shëndosh e mirë nga burgu i Serbisë. Shumë burra të anës së Dukagjinit bijtë e vet, të cilët ia kishin dridhur themelin e Jugosllavisë, po i shihnin me simpati, por kishte edhe disa spiun të asaj ane, që po përcillnin çdo lëvizje të këtyre atdhetarëve. Njëri nga ata spiun, një ditë po e thërret me emër Jashar Salihun, nga ana tjetër e rrugës mu në qendër të Deçanit: - O Jashar, eja ta qes një cigare!

Jashari ia ktheu: - Qe besa edhe një kuti më tepër po ta jap, vetëm mos të te shoh me sy!...

**Iu ngulet fort, bile!**

Në ish sistemin Titist, disa ish pushtetarë të komunës së Gjakovës, vendosen të hapnin kurse politike dhe arsimore, për t'i shkolluar dhe ngritur politikisht gratë e tyre. Pas dy - tri javësh, personi që e kishin angazhuar për të mbajtur kursin, shkon në komunë dhe u thotë atyre: - Unë nuk iu jap mësim më atyre grave, dhe kjo ka marrë fund!

- Pse? -e pyeten ata- të habitur!.

- Sepse që tri javë po mundohem me ua ngul, por kot se koti- nuk iu ngulet që nuk iu ngulet!

- Ngadalë, ngadalë, ti merri pak me të mirë se iu ngulet, iu ngulet - po i thotë njëri nga ata!... Ky e vërejti se ata po talleshin me të, dhe me lapsusin e tij, dhe po u thotë prapë: Burra unë po them se nuk po iu ngulet mësimi në kokë, bre baca i vet, se atje ku po mendoni ju, iu ngulet besa edhe fort!

**Po besa**

Në një lokal publik të Gjakovës, diku rreth vitit 1983, po bisedonin dy Shqiptarë të ndershëm: Njëri, bukur me zë të lartë, po thotë se të gjithë pjesëmarrësit në demonstrata të vitit 1981 janë armiq të cilët na e shkatërruan Jugosllavinë e Titos dhe na e prishën vëllazërim- Bashkimin me Serbë e për më keq, ata po duan t'i bashkëngjiten Shqipërisë!

Po besa, edhe unë ashtu mendoi – iu bashkëngjit tjetri bisedës, sepse, nëse të kujtohet, pas vitit 1981 kur shumica e studentëve tanë ishin të burgosur në për burgje të Serbisë, Fadil Hoxha dhe Lubiçiqi, po të njëjtat fjalë na i pati thënë!...

**Shkarkimi**

Pak kohë pas luftës, nga QPK-ja shkarkohet një ministër nga detyra e tij. Vendimin ia dorëzojnë me shkrim, mirëpo ky ministri, kishte pasur dëshirë të madhe që ta mbajë këtë postë, dhe nuk po i përfillte urdhëratë e organit të lartpërmendur. Ai për opinion ishte shprehur se atë mund ta shkarkoi vetëm përfaqësuesi special i OKB-së që ishte në Kosovë!

Një plak i urtë i cili e lexoi këtë ndodhi në gazetë, po thotë: Dikur një nuse e kishte ndarë i shoqi. Shoqet po e pyesin: - moj, sikur kemi dëgjuar se të ka ndarë yt shoq?

- Jo besa moj shoqe, e keni gabim. Mua mund të më ndajë vetëm plaku i katundit se burri im nuk pyetet për këtë punë!

**Me cigare në pleme**

Një burrë që kishte zbritur nga fshati në qytet, për të blerë disa ilaçe, futet në një barnatore me cigare në të ndezur, duke e bërë tym e mjegull aty pari!

Farmacistja po i thotë: Axhë, të lutem fike cigaren ose dil përjashta! Ky, paksa i habitur po shikon për rreth vetes dhe po i thotë farmacistes:

- Hajt moj shoqe, se nuk e fika. Po unë së bashku me Sefën dje, gjithë ditën kemi pi duhan në plemen e tij plot me kashtë, ku ka qenë rrezik me u kallur e gjithë kashta, dhe nuk e kemi shukur e ti më thua shuke cigaren, këtu që nuk paska as një fije kashte e nuk paska as çka të kallet!

**Mbasi ramë**

Një dasmë e madhe nga anët e Dardanës, për dy ditë me radhë, dajre e aheng. Gratë duke u marrë me dasmën, kishin harruar fare për t’iu qitur lopëve sanën në grazhd.

Ato duke kërcyer e duke i rënë defit, mbi dyshekllëkun e ahurit për një çast, thyhen dy – tre traj dhe disa nga gratë bien poshtë, mbi koshin e sanës, të mbushur e harruar qysh para dy ditësh për t’i ushqyer bagëtitë!

Pasi ranë poshtë, njëra u kujtua e po ju thotë: Mori gra, mbasi ramë poshtë në kosh të sanës, paska qenë mirë që t’ju qesim lopëve pak me hëngër!...

**E pres lisin**

Një vajzë e re e cila ishte dashuruar në një djalosh, kishte hapur fjalë se; o marr Gazmendin, o do të varem në Lis të kroit!

Disa nga shokët e Gazmendit që kishin dëgjuar për këtë, po e pyesin Gazmendin të shqetësuar: Çka do të bësh ti, or Gaz, a e ke dëgjuar se çka ka thënë ajo vajza?

Ai ua ktheu: Mua më vjen keq, por nuk mund ta marr, pra nuk mund që të martohem me te. Por kam vendosur që të ia shpëtoi jetën!

Si? - e pyetën shokët një zëri.

Do ta pres që nesër lisin e kroit, - ua ktheu Gazmendi.

**Qysh është dreqi, hoxhë?**

Shaban Sadiku i anës së Deçanit, ishte bërë haxhi, por e ngiste një motor të vogël e kurrë nuk i zbriste, edhe pse ishte bërë haxhi, ai prapë me motor ta bënte tym e pluhur para hundëve! Një ditë, tek po e ngiste motorin nëpër Deçan, ashtu me shpejtësi shkon e ndalet për para imamit të Irzniqit, të cilin sa nuk e shtypi me motor.

Hoxhë- po i thotë Shaban haxhi efendiu: A di të më tregosh; a ka dreq në këtë dynja, po edhe nëse ka qysh duket dreqi prej biçimi lum hoxha?

Po mor haxhi Shabani, ka dreqen, - po i thotë hoxha. Dreqi haxhi është tamam si ti, me kapuç të haxhisë në krye, ai hip në motor si ti e bahet tebdil me kapuç, bënë yrysh me të shkelur me motor, ta banë pluhur e mjegull para hundëve, pra dreqi këtë biçim ka haxhi Shaban, tamam sikur ti!

**Sa për një llaf**

Një Drenicas, burrë i mirë e i urtë se të duash, por që e kishte gjetur e zeza dhe kishte mbetur vejan, pra i kishte vdekur e shoqja. Ai në fakt nuk ishte edhe aq në moshë, kaloi një kohë bukur e gjatë, dhe ai nuk po martohej. Pas disa kohe, në konak i shkojnë tre shokë dhe në bisedë e sipër njëri prej tyre po e pyet: Pse mor burrë nuk u martove deri tash, çka je duke pritur? Ti nuk je edhe aq i vjetër...

Po e shoh edhe unë mor burra se nuk bënë pa u martua, - po u thotë ai shokëve. Me ua thënë të vërtetën, jo edhe aq sa për ato "punët tjera", por me pas dikë more burra e me ndërrua ndonjë llaf goje, se kam mbetur fillikat i vetëm tërë ditën e ditës e nuk po kam me kë ta bëj një llaf goje...

- Njëri nga ata shokët që ishte më shakaxhiu, po i thotë Drenicasit: Nëse na e jap besën që nuk hyn ma "thellë", sa për najë llaf goje, na po t'i sjellim gratë tona me radhë!...

**Fol diçka**

Nebih Emini, shkon tek një Qerim Dajaku për ta futur mesit, në një fshat përtej, që donte të kërkonte nuse për të birin. Qerimi e priti mirë Nebihun, po pinë kafe e duhan se bashku, dhe Qerimi tani po priste se sa mesitni do t'i fletë Nebihu, për ta kryer punën e mesitit.
Nebihu edhe nuk po i sillet fare Qerimit, nga puna e mesitnisë. Mbas disa kohe, Nebihu po i thotë Qerimit:

- Unë deshta me ec, prej shtëpie, por para se të eci, t'i fol diçka o Qerim! A do me ma nxjerr për djalë të bijën e filanit, apo jo?

Qerimi ia ktheu:

-Jo besa fol ti diçka or Nebih, a do me i nxanë djalit nuse, apo jo se nuk je kah fletë as një pikë mesitnie, me i ra shkurt- ia priti Qerimi?!...

**Një herë majtas e një herë djathtas**

Një punëtor nga ana e Skenderajt që punonte në Gjermani, kishte mbetur i ve, tanimë një kohë të gjatë dhe i vetëm në banesë, ngase nuk delte kund. Shefi i tij, kishte pasur dasmë dhe e thërret këtë në dasmë, ngase e kishte punëtor të mirë dhe e donte. Kur erdhi koha me e hapur dasmën e shoqja gjermanit i ofrohet këtij shqiptarit nga Skenderaj, duke i thënë: Në shenjë respekti, eja ta hapim dasmën së bashku me një vallëzim!

Ky edhe u skuq nga turpi e po i thotë se nuk di të vallëzoi me ia pre dy këmbët. Ngrehu se të mësoi unë- ia priti ajo!...

- Ajo e mori dhe ia hodhi duart rreth qafe, u afrua trup me trup, dhe po i thotë: "Ein mal links, ain mal rechts", pra një herë majtas dhe një herë djathtas. Ky edhe nga afria e saj u nxeh dikur e po i thotë në shqip vetës: Ah, po ç'ma luajte nënën t'uj m'lodrua herë majtas e herë djathtas, po kurrë drejt e m'ta unë pusi jo e e e!...

**Kemi qenë shokë**

Para shumë vitesh, disa burra të Prekazit i paskan rrethuar milicia e Serbisë, aty krisi pushka e u derdh gjaku. Ata burrat e Prekazit u detyruan me dalë kaçak malit. Kaloi shumë kohë dhe një Reshat Nurëboja nga ana e Pejës mbeti i mbyll në shtëpi! Një ditë e ëma e tij, po i thotë:

Ç'ke mor bir që ke mbetur ngujua, ti vra kënd nuk ke, me pushtetin e Serbisë nuk ke luftua, çka ke?...

E, moj nënë, - po i thotë ai, unë njëmend luftua nuk kam, por kam qenë shok me ata burrat e Prekazit që ia kthyen pushkën pushtetit të Serbisë, besa kam pas dalë edhe në fotografi me ta. E sa të dal në Pejë, menjë herë më kapin milicia!

Besa moj loke, nuk është borxh me dalë në fotografi me trima kur nuk ia ke hallin se mbetesh mbyllur pa vra askënd pasha loken!...

**Ma presin dardhën**

Dimër i ashpër, borë e madhe, acar...Një Ismet Domi i Gjakovës, për kundër tërë asaj bore e acari, merr rrugën për në Zhabel, fshat ky i Dushkajës mu në mes të malit. Në të dalë nga qyteti, takohet me disa shokë të tij, të cilët po e pyesin: - për ku je nisur në këtë kiamet Ismet burri, çka të ka ndodhur?

- Eh, kam një hall more burra!

- Çfarë halli ke mor vëlla? - po e pyesin ata një zëri.

- A nuk e shihni, ka rënë gjithë kjo borë e i ka nxënë Zhabelin në mjedis të malit e pa dru, - shkova se ata qe besa sonte ma presin dardhën!

**Mos shihni kusur**

Një burrë i urtë i Zhabelit, kishte rregulluar ca punët, dhe po e martonte djalin e madh. Natën e dasmës e kishte të shtunën – që ishte edhe ditë tregu në Pejë. I zoti i dasmës, kishte shkuar në treg për të blerë edhe ca gjëra të vogla, por në fakt ai u vonua shumë. Dasmorët kishin filluar të mblidheshin, por kush nuk po ju qet as një cigare duhan! I vëllai i të zotit të shtëpisë dikur dasmorëve po ju thotë: Burra, mos shihni kusur se na keni nxënë pa përgatitur!- por ju ndizni nga një cigare n'tjuajat se baca ende nuk është kthyer nga tregu i Pejës, e besa edhe kutinë e duhanit e ka marr me veti!...

**Mendime të urta autoriale**

1. Heshtja jo gjithherë është ar!

2. Ka shumë veta që vezullojnë në formë, por që në përmbajtje janë të brishtë!

3. Shoku i vërtetë t'i zbulon dobësitë me kohë . Ka "shokë" që dobësitë t'i mbulojnë, përderisa ato bëhen shumë, pastaj bëhet vonë!

4. Ata që vetvetes i shkaktojnë probleme në jetë, nuk kanë kujt t'i ankohen!

5. Me orë të tëra të ligjtë, presin në pusi për t'u hedhur mbi ata që veprojnë. Të ligjtë, kurrë nuk dalin përball!

6. Çdo kush ka të drejtën e fjalës. I lumtë atij që ka durim të dëgjoi secilin!

7. Të drejtën e fjalës e kanë të gjithë! Kjo s'nënkupton se të gjithë dinë të flasin!

8. Të gjithë ata që kritikën kanë në rend të parë - punën e kanë të fundit!

9. Njeriu duke folur për një çështje të caktuar, ngërthen në vete aftësinë, kulturën, diturinë...Ka disa që nuk flasin, duke dashur të mbesin enigmatik - në fakt ata fshehin paaftësinë e vet me anë të heshtjes!

10. Sinqeritet mbrohet me fuqinë e shpirtit, prandaj ndonjë herë njerëzit rrëmbehen!

11. Në mungesë të forcës së ligjit, drejtësia përdhunohet keq!

12. Aty ku dëgjohet zëri i fëmijës, ka gjallëri, ka ardhmëri!

13. Në mes atyre që pranojnë realitetin, dhe atyre që e mohojnë, është lumi i mjerimit!

14. Dënimi më i rëndë është, kur njerëzit nuk mund ta shikojnë njëri - tjetrin në sy!

15. Ata që imagjinatën nuk e kanë të zhvilluar, për t'i bërë gjërat e mëdha realitet - çdo gjë që pason më vonë si produkt i punës, ata ia veshin spontanitetit!

16. Kureshtarëve iu mungon kultura e dëgjimit!

17. Nëse të gënjejnë dy herë, zgjohu nga verbërimi i besimit, se do të gënjejnë prapë!

18. Vetëm injorantët besojnë në çdo gjë!

19. Njerëzit e mëdhenj të gjitha aftësitë e veta i përdorin në shërbim të atdheut. Njerëzit e ulët të gjitha aftësitë e veta i përdorin kundër atdheut – sa i vogël është dallimi!

20. Ka disa që kur i hipin atit, mendojnë se do të janë kalorës përjetë. Pikërisht ata bien në të parin hendek!

21. Nga poshtë i sheh lartësitë më mirë, nga lartë gjërat të duken të vogla!

22. Erërat e dimrit nuk kanë për mision freskimin!

23. Buzëqeshja zgjat jetën, por varët se çka fshihet pas saj: intriga, cinizmi, hipokrizia, injoranca, sarkazmi, servilizmi, shpotia, dashuria, apo sinqeriteti!

24. Të vërtetës mos iu friko kurrë, sepse mbjell hijen e dyshimit mbi te!

25. Vetëm njerëzit e dobët nuk i binden arsyes, për veprim në dobi të progresit!

26. Armiku do të te ndjek pa pushim - përderisa ti ikën pa ndalur para tij!

27. Qëllimkëqijtë ngurrojnë ta mbrojnë të vërtetën!

28. Gatishmëria për tu ndeshur me të vërtetën- tregon sinqeritetin njerëzor!

29. Madhështor të bënë shërbimi ndaj atdheut, rënia për te është hyjnizim i këtij misioni!

30. Përkushtimi dhe sakrifica ndaj çështjeve të mëdha, të bëjnë të pavdekshëm!

31. Të ligjtë - vetëm lagësira ofrojnë- sa më larg prej tyre!

32. Me armiqtë kurrë mos u bënë i sinqertë- pikërisht me sinqeritetin tënd të vrasin ata!

33. Kush vuan nga pasionet e ulta, tradhtinë ka si mjet triumfi!

34. Ti ktheve dashurinë në urrejtje, ju duhet kohë të tjerëve, që urrejtjen ta kthejnë në dashuri!

35. E vërteta duhet të thuhet me guxim, qoftë edhe përmes humorit, pavarësisht nëse u pëlqen të tjerëve!

**Përmbajtja e librit**

A po e njeh këtë?
Azil të djemtë!
Banë me këmbë e banë me dorë
Futi pak në ujë të valë
E me kanë
E me kanë i marrë unë!
Ti nuk ke as një ditë shkollë!
Vetëm me mua sillet kështu!
Po të ishte i mirë!
Qeni dhe hajni!
Jo, jo, po shkoi vet
Po të mos ishe ti
Edhe vet isha qethur
Ku po shkon, axhë?
Është hy pa më pyetur?
Ditët kanë qëlluar shpesh
Më doli e njohur!
I shava të gjithë
Mos me revole
E, s’e ke parë ti
Si ta këndojmë
Pyesim fshatin
Më ka humbur shtëpia
E hëngri dhelpra!
Jo besa, nuk më zunë
Lajë duart or mik!
Sa të më thuash bacë
O Haxhi!
Si po të dukem nga mosha?
Ti e di vet!
Ah edepsëz, ty po të pres!
A i njeh mirë
Sa për mua vrajë sa të mundesh!
Kështu i kalofsh të gjitha
Jam lënduar ca
Veç shqiptarit jo!
U plak e batallis
A ka lugetër Hoxhë?
Punë zanati
Më vodhën
Veç është vëllai yt se...
Kështu është kur kali...
Një merakli grash
Thuaj se djathin për minj e dua!
A e vrave?
Pse nuk po e martoni?
Dërgomi këpucët në shtëpi!
Si lugat!
Ajo është në mal
Sa po më dhimbsesh?
Kanë të drejtë

Mos harroni!
Trimat
Si është burgu?
500 gram mish
Haj medet po bënë Gania
Këqyrin hutat
Sikur të ishte e mundur
Si na u ndanë rrugët
Ku mbeti nusja?
Drenicë jemi me ty!
Duke qeshur me zor!
Me dorëza boksi!
Çka mund të jetë ky?
Zeqë Baksi
E rrahën për lesh mjekre
Nga një pako për Qeverinë!
“Shtëpitë e zotit!”
Fascionuese
Ti je i besueshmi i tyre
Nuk jam unë ai?
E vajtuan si më pas vdekur!
Eh, çka ishte diktatura
Nuk tutet shosha me arushë!
Në Gjakovë
E mashtronim me duartrokitje
Janë veshur të gjithë!
Ata s’ishin të ekologjisë!
A ta pyesim plakun?
Mos d’vet çka nuk d’vetet!
Duku!
A ta bana qejfin?
500 lekë mixhë
Qysh e kam ftujën?
Pasha zotin hunda ime paska qenë!
A do me të rrah dajak, a do me të vra me kobure?
E mori reumatizmin
Mëngjes e jo kafjall
Nuk janë të lëvdueshëm
Jo isha duke folur për Azem Bejtën!
Hej medet kush paska mbetur!
Jo, më mirë në terr!
Ne po e hajshim ni nam!
O puthu me mua, o me priftin!
Po i mbreh dhëmbët, biro!
Prej Xhamisë e në kafe të rakisë!
Mos ka qenë tjetër kush biro?
Dhëndri i “mençur”
Mbase kërcet vetë
Edhe filxhanin ta ha!
A bleve gjë?
Unë jam në shtëpinë time!

Ata nuk vesin
Nuk është borxh me këqyr seri!
Mos shkoni atje!
A doli?
Na ka ra kallamboqi n’shi
Vetin diçka burra
Ndize një duhan!
Sa kushton doktor?
Inkasant ish- “porezniku”
Qeshin ata- qeshim ne!
I sëmuri
A jemi gati?
Ma kanë vjedhur automobilin
Sendet e grave!
Ai kishte me qenë djali im!
Unë as në dasmë besa jo!
Verës nuk është kështu
A pshtoi sahati?
Edhe atje qenka gati si këtu!
Për dhunë
Pëllumbat!
Ja ky patrioti juaj!
Sikur ta kisha ditur, nuk isha hy
Besa unë në qafë do të sillja!
Ka mundësi!
Ujk e qen- janë familje
Unë e di se si merr vesh ti
T’ishe kanë i huaj!
E kam një vajzë
Po mërzitemi
Për inat të vëllezërve!
O ti shok, a ke kohë
Ku i ke mustaqet?
Hajde qyqe e ha bukë!
Për bashkim me të Shqipërisë!
Ngadalë, ngadalë
Boll qen jam unë, po
Loja më fjalë
Fill pas drejtorit
Nuk është për ju
Diçka kemi nuhatur
Si i kemi punët?
Kush me ia ngreh këmbën?
Të rrahën prapë, a?
Eh sikur të pëlciste edhe një herë!
Po na sheh zoti!
Ku është Shtabi?
Ndal ta qes një cigare
Iu ngulet fort, bile!
Po besa
Shkarkimi

Me cigare në pleme
Mbasi ramë
E pres lisin
Qysh është dreqi, Hoxhë?
Sa për ndonjë llaf
Fol diçka
Një herë majtas e një herë djathtas
Kemi qenë shokë
Ma presin dardhën
Mos shihni kusur
Mendime të urta autoriale
Shënime për autorin.

**Shënime për autorin**

**Mehmet Bislimi**, publicist dhe poet nga Prekazi, i burgosur dhe i përndjekur politik emigroi në Zvicër më 1994.

Botoi poezi dhe shkrime të shumta në gazetat shqiptare. Për disa vite mbajti edhe rubrikën me humor me nofkën „Ngucakeqi“ në gazetën „Zëri i Kosovës“ me botim në Zvicër, dhe „Gjembi“ në gazetën „Rruga jonë“ me botim në Francë. Kohë pas kohe shkruan edhe në gazetën “Epoka e Re” me botim në Prishtinë. Ky është libri i tij i parë i ribotuar, me ndryshime të vogla.